Koloneli hapi kutinë e kafesë dhe pa se kishte mbetur vetëm një lugëz. Hoqi xhezven nga zjarri, derdhi gjysmën e ujit në dyshemenë prej dheu dhe me një thikë kroi kutinë sipër xhezves deri kur ranë edhe grimcat e fundit të kafesë të përziera me leskra ndryshku.

Ndërkohë që priste të bëhej kafeja, i ulur pranë shporetit prej balte të pjekur, me një qëndrim pritjeje të pafajme e gjithë besim, koloneli pati përshtypjen se në rropulli po i rriteshin kërpulla dhe luleshpatëza të helmëta. Ishte tetor. Një mëngjes nga ata të cilëve zor t'u bësh bisht, qoftë edhe për një njeri si koloneli, që kish jetuar kushedi se sa mëngjese të tilla. Për pesëdhjetë e gjashtë vjet me radhë, qysh kur kish mbaruar lufta e fundit civile, koloneli s'kish bërë gjë tjetër veçse kish pritur. Dhe një ndër të paktat gjëra që vinin ishte tetori.

E shoqja ngriti kunupierën kur e pa të hynte në dhomën e gjumit me kafenë. Asaj nate kish pasur një krizë astme dhe tani vazhdonte të ishte e topitur. Por u ngrit për të marrë filxhanin.

- Po ti, - tha.

- E piva, - gënjeu koloneli. - Kishte mbetur edhe një lugë e madhe.

Atë çast filluan të binin kambanat. Kolonelit i kishte dalë nga mendja varrimi. Ndërkohë që e shoqja pinte kafenë, ai zgjidhi hamakun nga njëri cep dhe e mbështolli te cepi tjetër, prapa derës. Gruaja filloi të mendonte për të vdekurin.

- Kishte lindur më 1922, - tha. - Tamam një muaj pas djalit tonë. Më shtatë prill.

Vazhdoi të rrufiste kafenë sa herë e lejonte frymëmarrja e gërvishtur. Veç kërcat e bardhë i kishin mbetur mbi një peshk kurrizor të lakuar e të papërkulshëm. Shqetësimet e frymëmarrjes bënin që pyetjet t'i dilnin si pohime. Kur mbaroi kafenë e kishte ende mendjen tek i vdekuri.

- E tmerrshme duhet të jetë të varrosesh në tetor, - tha.

Por i shoqi nuk ia vuri veshin. Hapi dritaren. Tetori qe shtruar në oborr. Tek sodiste bimët që harliseshin me një blerim të dendur dhe gjurmët e krimbave të shiut në tokën e lagët, koloneli e ndjeu përsëri në rropulli muajin e kobshëm.

- Gjer në palcë më ka hyrë të lagështit, - tha.

- Është dimër, - ia ktheu gruaja. - Qysh kur filluan shirat, të thashë të mos flije pa çorape.

- Ka një javë që me çorape po fle.

Shiu binte ngadalë, por pa pushim. Koloneli do të kish dashur të mbështillej me një batanije e të shtrihej sërish në hamak. Por kambanat e thyera prej bronzi, që vazhdonin të binin me ngulm, i kujtuan përsëri varrimin. "Tetor", mërmëriti dhe u largua nga dritarja. Vetëm atëherë iu kujtua gjeli i lidhur te këmba e krevatit. Ishte një gjel luftarak.

Si shpuri filxhanin në kuzhinë, kurdisi në sallon sahatin me lavjerës të futur në një kuti prej druri të gdhendur. Ndryshe nga dhoma e gjumit, që qe mjaft e ngushtë për frymëmarrjen e një astmatikeje, salloni ishte i gjerë, me katër karrige përkundëse prej xunkthi rreth një tryeze me mbulesë e me një mace prej allçie. Në murin përballë sahatit qe një tablo me një grua mes tylesh, e qarkuar prej amurësh, në një barkë të mbushur me lule.

Ishte shtatë e njëzet kur mbaroi së kurdisuri sahatin. Pastaj shpuri gjelin në kuzhinë, e lidhi te shporeti, ndërroi ujët në misur dhe vuri pranë një dorë misër. Një tufë kalamajsh hyri nga një vrimë e gardhit. U ulën rreth gjelit dhe zunë ta vështronin në heshtje.

- Mjaft e patë, - tha koloneli. - Gjelat s'bën t'i shohësh aq shumë, se merren mësysh.

Kalamajtë s'e prishën terezinë. Njëri prej tyre filloi t'i binte me harmonikë goje një këngë të modës. "Sot mos i bjer, - i tha koloneli. -

Ka të vdekur në fshat". Kalamani futi harmonikën në xhepin e pantallonave dhe koloneli kaloi në dhomë të vishej për në varrim.

Kostumi i bardhë veror ishte i pahekurosur, ngaqë e shoqja pat qenë me krizë. Kështu që kolonelit s'i mbetej veçse të vishte kostumin prej shajaku të zi, që pas martesës e përdorte vetëm për raste të veçanta. Mezi e gjeti në fund të baules, të mbështjellë me gazeta e të mbushur me zare naftaline për ta ruajtur nga mola. Gruaja, e shtrirë në shtrat, vazhdonte ta kishte mendjen tek i vdekuri.

- Tani duhet të jetë takuar me Agustinin, tha. - Ishalla nuk i tregon se si u katandisëm pas vdekjes së tij.

- Ata, tani, me siguri që bisedojnë për punë gjelash, - tha koloneli.

Gjeti në baule një çadër të madhe e të qëmoçme. I pat rënë së shoqes në një lotari politike për të mbledhur fonde për partinë ku kishte bërë pjesë koloneli. Asaj nate kishin parë edhe një shfaqje në qiell të hapët, që nuk qe ndërprerë edhe kur kishte filluar shiu. Koloneli, e shoqja dhe i biri Agustin - që atëherë kish qenë tetë vjeç e kishin ndjekur shfaqjen deri në fund, të strukur nën çadër. Tani Agustini kishte vdekur dhe cohën prej sateni të shndritshëm e kishte grirë mola.

- Shih si u katandis kjo çadër klounësh, - tha koloneli duke përsëritur një frazë që e kishte qejf. Hapi mbi krye një konstruksion të mistershëm shtizash metalike: - Veç për të numëruar yjet mund të hyjë në punë tani.

Buzëqeshi. Por gruaja nuk e mori mundimin t'ia hidhte sytë çadrës. "Se mos vetëm çadra, - mërmëriti. - Ne po kalbemi vetë së gjalli". Dhe mbylli sytë për ta pasur mendjen vetëm tek i vdekuri.

Pasi u rrua me hamendje se s'kishin pasqyrë prej kushedi sa kohësh - koloneli u vesh në heshtje. Pantallonat, që i rrinin ngjitur mbas këmbëve si benevrekë, të lidhura te nyejt me dy gjalma në formë laku,

mbaheshin në brez me dy gjuhëza po prej shajaku, që kalonin nëpër dy tokëza të praruara të qepura në lartësinë e veshkave. Rrip mesi nuk përdorte. Këmisha ngjyrë kartuçi të vjetër, e ashpër po si kartuç, mbërthehej me një pullë bakri që shërbente njëkohësisht edhe për të mbajtur jakën false. Por jaka false qe prishur, ndaj koloneli kishte hequr dorë nga kravata.

E bënte çdo veprim si të kryente ndonjë ceremonial me rëndësi. Eshtrat e duarve ia mvishte një lëkurë e trashë dhe e mbuluar me pikëla të kuqe si dhe lëkura e qafës. Para se të mbathte këpucët lustrafin, u kroi baltën e ngjitur anëve. E shoqja e pa atë çast të veshur si ditën e dasmës. Vetëm atëherë e kuptoi sa qe plakur i shoqi.

- Je veshur si për ditë të shënuar, - tha.

- Ditë e shënuar është edhe ky varrim, tha koloneli. - Pas kushedi sa vjetësh, është i pari që vdes vetvetiu.

Shiu reshti pas orës nëntë. Koloneli po matej të dilte, kur e shoqja e kapi për mënge të xhaketës.

- Krihu, - i tha.

Ai u përpoq të shtronte me një krehër briri kreshtën e tij ngjyrë çeliku. Por qe mundim i kotë.

- Si papagall duhet të dukem, - tha.

Gruaja e vështroi nga koka te këmbët. Mendoi se jo. Koloneli nuk dukej si papagall. Qe burrë i rreshkët, eshtërmadh e me kyçe si të punuara në torno. Kishte një gjallëri në sy, që e dallonte prej atyre plecive si të konservuar në formalinë.

- Mirë je, - pohoi ajo dhe, teksa i shoqi po dilte prej dhome, shtoi: - Dhe pyete doktorin se ç'i kemi bërë që s'na shkel në shtëpi.

Banonin në të dalë të fshatit, në një shtëpi me çati prej degësh palme dhe mure gëlqereje të leskëruara. Vazhdonte të ishte lagësht, por shi nuk binte. Koloneli ia mbajti për nga sheshi nëpër një rrugicë me

shtëpi të ngjeshura njëra pas tjetrës. Tek dilte në rrugën kryesore, pati një të ngjethur. Sa i zinte syri, fshati qe veshur me lule. Të ulura te sofatë e portave gratë e veshura në të zeza prisnin xhenazenë.

Kur ai arriti te sheshi, filloi përsëri të vesonte. Pronari i sallës së bilardos e pa kolonelin nga dera e lokalit dhe i thirri duke tundur krahët:

- Kolonel, prisni t'ju jap një çadër.

Koloneli iu përgjigj pa kthyer kokën.

- Faleminderit, s'ka gjë.

Xhenazeja s'kishte dalë akoma. Burrat - të veshur në të bardha e me kravata të zeza kuvendonin te porta nën çadra. Një syresh e pa kolonelin tek kaptonte llogaçet e sheshit.

- Eja hyr këtu, kumbare, - i thirri.

Dhe i bëri vend nën çadër.

- Faleminderit, kumbare.

Por ftesën nuk e pranoi. Hyri drejt e në shtëpi për t'i shprehur ngushëllimet nënës së të vdekurit. E para gjë që ndjeu qe era e lloj-lloj luleve. Pastaj të nxehtit. Koloneli u përpoq të çante mes kallaballëkut që qe dyndur në dhomën e gjumit. Dikush i vuri dorën në shpinë dhe i dha një të shtyrë drejt fundit të dhomës, mes dy sërë fytyrash të shushatura, deri te vendi ku ndodheshin vrimat e hundës së të vdekurit, të hapura e të thella.

Nëna i qe ulur te kryet dhe trembte mizat nga qivuri me një erashkë prej degësh të thurura palme. Gra të tjera të veshura përzishëm vështronin kufomën me të njëjtën shprehje që do të kishin kundruar rrjedhën e një lumi. Papritmas nga fundi i dhomës ia dha një zë. Koloneli bëri mënjanë një grua, u përkul te nëna e të vdekurit dhe i vuri dorën në sup. Shtrëngoi dhëmbët.

- Të rroni vetë, - i tha.

Ajo nuk e ktheu kokën. Hapi gojën dhe lëshoi një ulërimë. Koloneli kërceu përpjetë. Ndjeu ta shtynte drejt kufomës një masë e patrajtë kujash e vajesh. U përpoq të mbështeste duart për mur, por murin nuk e gjeti. Në vend të murit kishtc trupa të tjerë. Dikush i tha te veshi ngadalë, me një zë të mekur: "Mbahu, kolonel". Ktheu kokën dhe pa të vdekurin. Por nuk e njohu: pat qenë i hedhur e gjallë, kurse tani, mbështjellë me të bardha e me klarinetën në dorë, dukej po aq i hutuar sa edhe vetë koloneli. Kur ngriti kokën për të marrë pak ajër sipër të klithurave, pa qivurin e mbyllur të voziste drejt derës mes një shtrati lulesh që hapërdaheshin pas mureve. Djersiu. I dhembnin kyçet. Pas një grime e kuptoi se ndodhej në rrugë ngaqë shiu i imët e goditi pas qepallave. Dikush e mbërtheu për krahu e i tha:

- Shpejt, kumbare, po të prisja.

Ishte don Sabasi, nuni i djalit të tij të vdekur, i vetmi kre i partisë së opozitës që u kish shpëtuar përndjekjeve politike dhe vazhdonte të jetonte në fshat. "Falerninderit, kumbare", tha koloneli dhe eci në heshtje nën çadër. Banda filloi marshin e përmotshëm. Koloneli vuri re se mungonte një instrumcnt frymor dhe vetëm atëherë e besoi që i vdekuri kish vdekur.

- I gjori, mërmëriti.

Don Sabasi kroi fytin. E mbante çadrën me dorën e majtë, me dorezën thuajse në lartësi të kokës, mbasi qe më i shkurtër se koloneli. Kur kortezhi kaloi sheshin, burrat filluan të kuvendonin. Don Sabasi ktheu atëherë nga koloneli fytyrën e tij të pikur:

- Ç'bën gjeli, kumbare?

- Mbahet, - ia ktheu koloneli.

Atë çast u dëgjua një thirrmë:

- Ku më shkoni me atë xhenaze?

Koloneli ngriti sytë. Te ballkoni i alkaldisë pa alkaldin që kishte marrë një pozë si për të mbajtur fjalim. Qe në të mbathura e me kanotiere, me një faqe të buhavitur e të parruar. Banda e ndali marshin e përmotshëm. Pas një grime koloneli njohu zërin e at Anhelit tek jepte e merrte me të thirrura me alkaldin. Mes brerimës së shiut mbi çadra mundi të merrte vesh diçka nga dialogu.

- Ç'është?

- Ç'të jetë, tha koloneli. - Xhenazeja nuk mund të kalojë përpara alkaldisë.

- E kisha harruar fare, - thirri don Sabasi. - Gjithmonë harroj që jemi në gjendje shtetrrethimi.

- Po kjo s'është kryengritje, - tha koloneli.

- Një muzikant të varfër po varrosim.

Kortezhi ndërroi rrugë. Në lagjet e poshtme gratë e këqyrën kalimin e tij duke kafshuar thonjtë në heshtje. Por pastaj dolën mes rrugës dhe zunë të lëshonin britma lavdërimi, mirënjohjeje dhe lamtumire, thua se i vdekuri dëgjonte që brenda qivurit. Në varreza koloneli e ndjeu veten keq. Kur don Sabasi e shtyu pas murit për t'u hapur udhë burrave që mbartnin qivurin dhe u kthye nga ai me buzë në gaz, vuri re se fytyra e kolonelit qe ngurtësuar.

- Ç'pate, kumbare? - e pyeti.

Koloneli ofshau.

- Tetor, kumbare.

U kthyen nga po ajo rrugë. Shiu kishte reshtur. Qielli u bë më i thellë, me një të kaltër të dendur. "S'po bie më", mendoi koloneli dhe u ndie më mirë, por vazhdoi i kredhur në mendime. Don Sabasi e ndërmendi.

- Vizitohu një herë te mjeku, kumbare.

- Nuk jam sëmurë, - tha koloneli. - Vetëm se në tetor më duket sikur kam qenie të gjalla në zorrë.

- Aha, ia bëri don Sabasi. Dhe u nda me kolonelin te porta e shtëpisë së vet, një ngrehinë e re me dy kate dhe dritare me kafazë hekuri të farkuar. Edhe koloneli ia mbajti për në shtëpi, ndërkohë që mezi priste të hiqte kostumin e mirë. Pas një çasti doli sërish për të blerë te dyqani i qoshes një kuti kafe dhe një çerek kileje misër për gjelin.

Të enjten koloneli u mor me gjelin, ndonëse do t'i pëlqente të mos çohej fare nga hamaku. Shiu nuk reshti për disa ditë. Gjatë javës flora në rropulli iu harlis edhe më shumë. Disa net me radhë nuk vuri gjumë në sy, i torturuar nga gërvimat e mushkërive të astmatikes. Por të premten mbasdite tetori bëri një ditë pushim. Shokët e Agustinit - punonjës rrobaqepësie siç pat qenë edhe ai, tifozë të luftës së gjelave - përfituan nga rasti për të parë gjelin. Gjeli qe në formë.

Si ikën ata, koloneli u kthye në dhomë tek e shoqja. Ajo mezi po e priste.

- Ç'thonë? - pyeti.

- Fluturojnë nga gëzimi, - u përgjigj koloneli. - Të gjithë po kursejnë që të vënë për gjelin.

- S'e kuptoj se ç'i pëlqejnë atij palo gjeli, - tha gruaja. - Unë s'e shoh dot me sy: e ka kokën shumë të vogël për gjithë ato shputa.

- Ata thonë se është më i miri i gjithë departamentit, - ia ktheu koloneli. - I bën nja pesëdhjetë pesos.

Qe i bindur se ky arsyetim e justifikonte vendosmërinë e tij për ta ruajtur gjelin që u kish mbetur prej djalit të bërë shoshë me plumba nëntë muaj të shkuar në rrethakun e gjelave, tek shpërndante trakte.

"Kot sa i bëjmë qejfin vetes, - tha gruaja. - Kur të soset misri, s'na mbetet veçse t'i japim mëlçitë tona". Koloneli vazhdonte të mendohej, ndërkohë që kërkonte pantallonat e dokut në dollapin e rrobave.

- Punë muajsh është, - tha. Në janar është e sigurt që do të ketë ndeshje. Pastaj mund ta shesim sa të duam.

Pantallonat qenë pa hekurosur. Gruaja i shtriu mbi shporet dhe zu t'i hekuroste me hekur me qymyr.

- Ku e ke hallin që do të dalësh? - e pyeti.

- Te posta.

- Harrova fare që sot është e premte, tha ajo tek kthehej në dhomë.

Koloneli qe veshur, por s'kishte mbathur akoma pantallonat. Ajo i pa këpucët.

- Këto këpucë janë bërë për në plehra, - tha. - Mbath lustrafinat.

Koloneli u pik.

- Duken si këpucë jeumi - tha ai. - Sa herë i mbath, më duket vetja sikur jam arratisur nga ndonjë strehë vorfënore.

- Jetimë kemi mbetur ne pa djalin, - tha gruaja.

Dhe përsëri ia mbushi mendjen kolonelit. Ai vajti në port para se të fërshëllenin motobarkat. Me këpucët lustrafin, pantallonat e bardha pa rrip dhe këmishën pa jakë false, të mbyllur në fyt me pullën e bakërt, kundroi manovrimin e motobarkave nga dyqani i sirianit Moises. Udhëtarët zbritën të dërrmuar pas tetë orësh pa lëvizur nga vendi. Qenë po ata të përhershmit: shitës ambulantë dhe fshatarë ikur javën e shkuar e tani ktheheshin në jetën e zakonshme.

E fundit ishte motobarka e postës. Koloneli e pa të zinte breg me zemër të ngrirë. Në kuvertë, lidhur pas qyngjeve të urës së komandës dhe mbuluar me mushama, diktoi thesin e postës. Pesëmbëdhjetë vjet pritjeje ia kishin bërë më të mprehtë nuhatjen. Gjeli ia kishte bërë më të

mprehtë ankthin. Qysh prej çastit kur nëpunësi i postës hipi në motobarkë, zgjidhi thesin dhe e hodhi në shpinë, koloneli nuk ia shqiti sytë.

I ra pas nëpër rrugën që shkonte paralel me portin, një labirint dyqanesh e barakash me mallra ngjyra-ngjyra të nxjerra nëpër tezga apo te dyert. Sa herë që bënte këtë punë, kolonelin e pushtonte një ndjenjë që s'ishte tmerr, por po aq shtypëse e ndrydhëse sa tmerri. Mjeku priste shtypin në zyrën e postës.

- Ime shoqe, doktor, më porositi t'ju pyes se ç'ju kemi bërë që s'na shkelni më në shtëpi, - i tha koloneli.

Qe një mjek i ri, me rrashtën të mbuluar me kokorithka të lyrësuara. Kishte diçka jo të natyrshme në sistemin e tij dhëmbor aq të përsosur. E pyeti kolonelin se si qe me shëndet e sëmura. Koloneli i dha një shpjegim të hollësishëm pa e shkëputur vëmendjen nga lëvizjet e nëpunësit që ndante letrat sipas llojit nëpër kutitë. Ajo moskokëçarje me të cilën i bënte ai veprimet e xhindoste kolonelin.

Mjeku mori letrat dhe pakon e gazetave. Hoqi mënjanë buletinet e botimeve shkencore. Pastaj u hodhi një sy ietrave. Në këtë mes, përgjegjësi u ndau letrat atyre që ishin të pranishëm. Koloneli pa kutinë që korrespondonte sipas germës alfabetike. Një letër "me avion" me anë të kaltra ia shtoi shqetësimin edhe më tepër.

Mjeku grisi shiritin e pakos me gazeta. U hodhi një sy lajmeve më të rëndësishme, ndërkohë që koloneli, me vështrimin të ngulur te kutia, priste që nëpunësi të ndalej para saj. Por ai nuk u ndal. Mjeku ndërpreu të lexuarit e gazetave. Vështroi kolonelin, pastaj nëpunësin e ulur para aparatit telegrafik, dhe përsëri kolonelin.

- Po ikim, - tha.

Nëpunësi nuk e ngriti kokën.

- Për kolonelin s'ka gjë, - tha.

Kolonelit sikur i ra pika.

- S'prisja gjë, - gënjeu. Dhe u kthye nga mjeku me një vështrim krejt fëminor. - Mua s'ka kush të më shkruajë.

Rrugën e kthimit e bënë në heshtje. Mjeku i kredhur në leximin e gazetave. Koloneli me atë të ecurën e tij të zakonshme, si një njeri që kthehet rrugës për të kërkuar një monedhë të humbur. Qe një mbasdite e kthjellët. Bajamet e sheshit lëshonin të fundmet gjethe të thata. Po fillonte të ngrysej kur arritën te dera e konsultores.

- Ç'ka ndonjë lajm? - pyeti koloneli.

Mjeku i dha disa gazeta.

- S'merret vesh, tha. - Ec e kupto midis rreshtave, po qe i zoti, ç'mund të lejojë censura.

Koloneli lexoi titujt që binin më në sy. Lajme ndërkombëtare. Lart, në katër kolona, kronika për kombëtarizimin e kanalit të Suezit. Faqja e parë qe zënë thuajse e tëra me ftesat për një varrim.

- S'ka ndonjë shpresë për zgjedhje, - tha koloneli.

- Mos u bëni kaq naiv, kolonel, - tha mjeku. - S'jemi më kalamaj që të presim Mesian.

Koloneli bëri t'i kthente gazetat, por mjeku s'pranoi.

- Merrini me vete, - i tha. - Lexojini sonte e m'i ktheni nesër.

Pak pas orës shtatë ranë kambanat e censurës së kinemasë. At Anheli e përdorte këtë mjet për të njoftuar botërisht vlerësimin moral të filmit sipas listës klasifikuese që merrte përmuaj me postë. Gruaja e kolonelit numëroi dymbëdhjetë të rëna.

- Nuk bëka për askënd, - tha. - Ka gati një vit që filmat s'bëjnë për askënd.

Lëshoi kunupierën dhe mërmëriti: "Bota u prish". Por koloneli nuk ia vuri veshin. Para se të binte, lidhi gjelin te këmba e krevatit.

Mbylli shtëpinë dhe spërkati dhomën e gjumit me insekticid. Pastaj vuri llambën përdhe, lidhi hamakun dhe u kumbis të lexonte gazetat.

I lexoi sipas radhës dhe nga faqja e parë tek e fundit, duke përfshirë edhe njoftimet. Në njëmbëdhjetë ra sinjali i ndalimqarkullimit. Pas gjysmë ore koloneli mbaroi leximin, hapi derën e oborrit në natën e padepërtueshme dhe derdhi ujët pas shtyllës, i qarkuar nga mushkonjat. E shoqja qe zgjuar kur ai u kthye në dhomë.

- S'thonë gjë për veteranët? - pyeti.

- Asgjë, - tha koloneli. Fiku dritën para se të binte në hamak. - Në fillim të paktën botonin listën e pensionistëve të rinj. Po u bënë gati pesë vjet që s'e zënë më në gojë këtë punë.

Shiu filloi pas mesnate. Kolonelin e zuri gjumi, por u zgjua pas pak i shqetësuar prej zorrëve. Dëgjoi se pikonte diku. I mbështjellë deri te koka me një batanije u mundua në të errët të gjente pikën. Një çurg djerse të akullt i rrodhi tatëpjetë peshkut të kurrizit. Kishte ethe. Iu duk sikur po pluskonte në rrathë koncentrikë brenda një pellgu me xhelatinë. Dikush foli. Koloneli iu përgjigj nga krevati i tij i marshimeve.

- Me kë flet? - pyeti gruaja.

- Me anglezin e maskuar si tigër që u fut në fushimin e kolonel Aureliano Buendias, - u gjegj koloneli. U vërtit në hamak i djegur ethesh. - Ishte duka Malboro.

Në mëngjes u gdhi i dërrmuar. Kur ra kambana e dytë për meshë, kërceu nga hamaku dhe u gjend mes një realiteti të turbullt, qetësinë e të cilit e prishte vetëm kënga e gjelit. Bota vazhdonte t'i vinte rrotull. Pastaj i erdhi të përzier. Nëpërmes pëshpërimave të lehta dhe erëmimeve të mugëta të dimrit, vajti për në nevojtore. Brenda kolibes prej dërrase e me çati llamarine ajri qe rralluar nga avujt e amoniakut.

Kur koloneli ngriti kapakun, një luzmë mizash trikëndëshe vërshoi nga vrima e qenefit.

Por pat qenë një shqetësim i rremë. I kruspullosur mbi dërrasat e palatuara, koloneli e ndjeu veten si pas një zhgënjimi. Të çliruarit u pasua prej një dhimbjeje të shurdhët në zorrë. "Mos e diskuto, - mërmëriti koloneli. - Kështu më ndodh gjithmonë në tetor". Dhe mori sërish qëndrimin e tij prej pritjeje të pafajme e gjithë besim, deri kur kërpudhat në rropulli iu platitën. Atëherë u kthye në dhomë te gjeli.

- Sonte ke folur përçart nga ethet, - tha gruaja.

Ajo kishte filluar të mataronte dhomën, si e pat marrë veten pas një jave krizë. Koloneli bëri një përpjekje për të sjellë ndër mend.

- S'qenë ethe, - gënjeu. – M'u shti sërish në ëndërr cerga e merimangës.

Si gjithmonë, gruaja kishte dalë e përndezur nga kriza. E ktheu shtëpinë përmbys atë mëngjes. I ndërroi vendin çdo gjëje, me përjashtim të sahatit e të tablosë me ninfë. Qe aq e imët dhe e fushkët, sa kur vejevinte me ato papuçet prej kadifeje dhe fustanin e ai të mbërthyer deri në fyt, dukej sikur kishte aftësinë të kalonte përmes mureve. Por, pa vajtur ora dymbëdhjetë, e kishte fituar përsëri dendësinë, peshën njerëzore. Kur qe në shtrat, shtëpisë i mungonte diçka. Tani, tek lëvizte midis saksive me fier e begonja, e mbushte shtëpinë plot. "Po ta kishte bërë vitin Agustini, do t'ia kisha marrë këngës", tha ndërsa përziente kusinë ku zienin të prera copash, të gjitha llojet e bimëve të ngrënshme që është në gjendje të prodhojë toka e tropikut.

- Po ta pati qejfi për t'ia marrë, merrja, - tha koloneli. Të bën mirë për mëshikën e vrerit.

Mjeku erdhi mbasdreke. Koloneli dhe e shoqja po pinin kafenë në kuzhinë kur ai shtyu portën e rrugës dhe thirri:

- Gjallë janë të sëmurët?

Koloneli u ngrit për ta pritur.

- Gjallë janë, doktor, gjallë, - tha duke i hequr udhë nga salloni. - Gjithmonë e kam thënë se juve dymbëdhjetë ju bie sahati.

Gruaja vajti në dhomë që të përgatitej për vizitën. Mjeku ndenji në sallon me kolonelin. Ndonëse bënte vapë, nga kostumi i tij veror prej linoje i pastër xixë frynte një fllad freskie. Kur gruaja lajmëroi se qe bërë gati, mjeku i dha kolonelit një zarf me tri copa letre të palosura. Hyri në dhomë duke i thënë: "Janë ato që s'thoshin gazetat e djeshme".

Koloneli e kishte marrë me mend. Qe një përmbledhje e lajmeve të fundit të brendshme të shaptilografuara qarkullirn ilegal. Njoftime mbi gjendjen e rezistencës së armatosur brenda vendit. Koloneli befas e ndjeu veten të lodhur tej mase. Dhjetë vjet leximi literature ilegale nuk e kishin mësuar ende se lajmet më befasuese duhet t'i priste gjithmonë në të ardhmen. Kishte mbaruar së lexuari kur mjeku u kthye në sallon.

- Kjo paciente është më mirë se unë nga shëndeti, - tha. - Me një astmë si të sajën unë e shtyj edhe njëqind vjet.

Kolondi e vështroi ngrysur. I ktheu zarfin pa folur asnjë fjalë, por mjeku nuk e mori.

- Përhapini, - tha me zë të ulët.

Koloneli e futi zarfin në xhepin e pantallonave. Gruaja doli nga dhoma duke thënë: "Një ditë prej ditësh do të vdes dhe do t'ju marr me vete në ferr, doktor". Mjeku ia ktheu përgjigjen në heshtje me smaltin stereotip të dhëmbëve. Afroi një karrige pranë tryezës dhe nxori nga çanta disa shishka nga të reklamave falas. Gruaja u tërhoq në kuzhinë.

- Prisni t'ju bëj një kafe.

- Jo, faleminderit, tha mjeku. Shkroi dozën në një fletë recete. - Nuk dua t'ju lë asnjë mundësi që të më helmoni.

Ajo qeshi nga kuzhina. Kur mbaroi së shkruari, mjeku e lexoi recetën me zë të lartë, ngase e dinte që s'kishte burrë nëne t'ia merrte vesh shkrimin. Koloneli u përpoq ta dëgjonte me vëmendje. Kur u kthye nga kuzhina, gruaja dalloi në fytyrën e tij gjurmët e sfilitjes së natës së shkuar.

- Sonte ka pasur ethe, - i tha ajo mjekut për të shoqin. - Gati dy orë foli përçart për luftën civile.

Koloneli kërceu përpjetë.

- Nuk ishin ethe, - ngulmoi duke e mbledhur veten. Pastaj shtoi: - Le që unë, po ta ndiej veten keq, s'i kërkoj ndihmë askujt. Vete e hidhem me këmbët e mia në teneqenë e plehrave.

Dhe vajti. në dhomë për të kërkuar gazetat.

- Falemnderit për komplimentin, - tha mjeku.

E bënë udhën bashkë deri te sheshi. Ajri ishte i thatë. Sera e rrugëve po fillonte të shkrinte nga të nxehtit. Kur u ndanë, koloneli e pyeti me zë të ulët e me dhëmbë të shtrënguar:

- Sa ju bën haku, doktor?

- Hë për hë asgjë, - tha mjeku dhe i ra me pëllëmbë supit. - Kur të fitojë gjeli, atëherë do t'jua ngop hesapin.

Koloneli ia mbajti nga rrobaqepësia për t'u shpënë traktin shokëve të Agustinit. Qe streha e fundit që i pat mbetur qysh kur shokët e luftës i qenë vrarë, ose ishin syrgjynosur dhe ai qe katandisur në një njeri të vetmuar që s'kishte punë tjetër veç të priste postën të premte për të premte.

Vapa e pasdrekës ia kishte shtuar gjallërinë gruas. E ulur mes begonjave të korridorit para një sepeti leckurinash, ajo ia doli përsëri të sajonte rroba të reja prej hiçit, mrekulli që po e bënte për të kushedi se satën herë. Nxori një jakë prej mëngëve, mansheta prej kurrizit dhe ca arna katrore të përkryera, sidoqë prej cohërash me ngjyra të ndryshme.

Një gjinkallë zuri vend në oborr dhe ia dha këngës. Dielli u poq si një kokërr frutë. Por ajo nuk e pa të këputej e të binte pas begonjave. Ngriti kryet vetëm ndaj të ngrysur, kur koloneli u kthye në shtëpi. Atëherë shtrëngoi qafën me të dy duart, shkrythi kyçet e tha: "Më është mpirë truri e më është bërë dru".

- Gjithmonë të mpirë e ke pasur, - tha koloneli. Pastaj pa trupin e së shoqes të veshur me pulla ngjyra-ngjyra. - Pa le po më qenke bërë si qukapik.

- Durim qukapiku duhet të ketë njeriu që të të veshë ty, - tha ajo. Dhe hapi një këmishë të sajuar prej copash me tre ngjyra të ndryshme, përveç jakës dhe manshetave që ishin të një ngjyre. - Për karnavale e ke kollaj, mjafton të heqësh xhaketën.

Ia prenë fjalën në mes kambanat e orës gjashtë. "Engjëlli i zotit paralajmëroi Marien", u lut gruaja me zë të lartë duke shpënë rrobat në dhomën e gjumit. Koloneli bisedoi me kalamajtë që, tek ktheheshin nga shkolla, kishin kaluar për të parë gjelin. Pastaj i ra ndër mend që nuk kishte misër për të nesërmen dhe hyri në dhomën e gjumit t'i kërkonte të holla të shoqes.

- Vetëm pesëdhjetë qindarka duhet të kenë mbetur, - tha ajo. Të hollat i ruante nën dyshekun e shtratit, të lidhura në cep të një shamie. I kishte nxjerrë makina qepëse e Agustinit dhe për nëntë muaj radhazi ata i patën prishur me kët, qindarkë më qindarkë, për të plotësuar nevojat e tyre dhe të gjelit. Tani kishin mbetur vetëm dy monedha njëzetëshe dhe një dhjetëshe.

- Bli gjysmë kile misër, - tha gruaja. - Me kusurin bli kafe për nesër dhe katër unç djathë.

- Posi pra, të ble edhe një elefant prej floriri që ta varim te porta, - shtoi koloneli. - Vetëm misri bën dyzetë qindarka.

U menduan një copë herë. "Gjeli kafshë është, pret", tha gruaja në fillim. Por nga shprehja e fytyrës së të shoqit u detyrua të heshtte. Koloneli u ul në shtrat, me bërryla të mbështetur te gjunjët, duke trinngëllitur monedhat në duar: "S'e kam për vete, - tha pas një çasti. - Të qe për mua, ia këpusja kokën qysh sonte e bëja një supë që të mbushnim barkun". Heshti për të shtypur një mushkonjë pas zverkut. Pastaj ndoqi me vështrim të shoqen rreth e qark dhomës.

- E kam për ata djem të gjorë që po kursejnë.

Ajo qe kredhur përsëri në mendime, ndërkohë që po i shkonte një dorë insekticid krejt dhomës. Koloneli pikasi diçka joreale në lëvizjet e saj, a thua se ajo po thërriste në ndihmë shpirtrat e shtëpisë. Në fund e la pompën mbi altarthin me ikona dhe nguli sytë e vet ngjyrë shurupi në sytë ngjyrë shurupi të kolonelit.

- Bli misrin, - tha. - Sa për ne, zoti e di si do kaurdisemi.

Mrekullia e shumëzimit të bukëve[1] - përsëriste koloneli javës tjetër gjithsaherë uleshin në tryezë.

Me aftësinë e mahnitshme për të sajuar, arnuar e meremetuar, gruaja dukej sikur kish gjetur sekretin e qeverisjes së shtëpisë. Tetori e zgjati pushimin. Pas lagështisë erdhi topitja. E këndellur prej diellit të bakërt, gruaja u mor tri mbasdite rresht me flokët. "Tani fillon mesha e madhe", tha koloneli mbasditen kur ajo zuri të shplekste leshrat e gjata blu me një krehër të rrallë. Mbasditen e dytë, ulur në oborr me një

---

[1] *Aludim për një nga mrekullitë e Krishtit, sipas Biblës.*

çarçaf të bardhë në pëqi, përdori një krehër të shpeshtë për të nxjerrë morrat që gjatë krizës i qenë shtuar e shumuar. Së fundi, e lau kokën me ujë me livandë, priti t'i thahej dhe i mblodhi flokët tufë pas zverkut me një krehër të vogël. Koloneli e kishte mendjen te gjeli. Edhe natën, i shtrirë në hamak pa vënë gjumë në sy, vetëm për të mendonte. Por të mërkurën gjelin e peshuan dhe ai qe në formë.

Po atë mbrëmje, kur shokët e Agustinit ikën duke bërë gjithë qejf llogaritë për fitoren e gjelit, edhe koloneli e ndjeu veten në formë. E shoqja e qethi. "Njëzet vjet më të ri sikur më bëre", - tha ai duke fërkuar çaçkën me duar. Gruaja i dha të drejtë me mend.

- Unë, kur jam në terezi, ngjall edhe të vdekurit, - tha.

Por ngazëllimi nuk zgjati shumë. Në shtëpi nuk kishte mbetur asgjë për t'u shitur, me përjashtim të sahatit e të tablosë. Të enjten mbrëma, kur puna kishte arritur tek s'mbante më, gruaja e shprehu shqetësimin.

- Mos u bëj merak, - e ngushëlloi koloneli. - Nesër vjen posta.

Të nesërmen ai i priti motobarkat përpara konsultores së mjekut.

- Ku ka si avioni, - tha koloneli me sytë të ngulitur te thesi i postës. - Thonë sikur brenda natës sos në Evropë.

- Ashtu është - tha mjeku duke bërë fresk me një revistë të ilustruar.

Koloneli dalloi mes një grumbulli njerëzish përgjegjësin e postës tek priste të mbaronte manovrimi e të hidhej në motobark. Ai u hodh i pari, mori nga kapiteni një zarf të vulosur, pastaj u ngjit në kuvertë. Thesi i postës qe lidhur mes dy fuçish nafte.

- Por, për i rrezikshëm, është i rrezikshëm, - tha koloneli. I humbi nga sytë përgjegjësi, por e kapi përsëri mes shisheve të ngjyrshme të karrocës me pije freskuese. - Progresi nuk arrihet badihava.

- Aktualisht është më i sigurt se motobarka, - tha mjeku. - Në njëzet mijë këmbë lartësi as që do t'ia dish nga shtrëngatat.

- Njëzet mijë këmbë, - përsëriti koloneli i habitur, pa e konceptuar dot një lartësi të tillë.

Mjekun e tërhoqi biseda. Shtriu revistën mbi duart e hapura deri në një palëvizshmëri të plotë.

- Ka një stabilitet të përsosur, - tha.

Por koloneli e kishte mendjen te përgjegjësi i postës. E pa të kthente një pije freskuese me shkumë të trëndafiltë, duke e mbajtur shishen me dorën e majtë. Me të djathtën mbante thesin e postës.

- Veç kësaj, në det ka barka të ankoruara që rrinë në kontakt të vazhdueshëm me avionët e natës, - vijoi të fliste mjeku. - Me gjithë këto masa, pra, avioni është më i sigurt se çfarëdolloj barke.

Koloneli ia nguli sytë.

- Afërmendsh, - tha. - Duhet të jetë si mbi qilim.

Përgjegjësi i postës po vinte drejt tyre. Një dëshirë e papërballueshme për të deshifruar emrin e shkruar mbi zarfin e vulosur e bëri kolonelin të zmbrapsej. Përgjegjësi hapi thesin. I dha mjekut pakon me gazeta. Pastaj grisi plikon e korrespondencës private, e kontrolloi me faturën dhe lexoi nëpër letra emrat e marrësve. Mjeku hapi gazetat.

- Përsëri problemi i Suezit, - tha duke lexuar titujt kryesorë. - Perëndimi po i humb pozitat.

Koloneli nuk i lexoi titujt. U përpoq të bënte zap dhembjen e stomakut. "Qysh kur u vu censura, gazetat vetëm për Evropën flasin, - tha. - Të kish të vinin evropianët këtu dhe ne të shkonim në Evropë. Kështu do të dinte gjithsecili se ç'ndodh në vendin e vet".

- Për evropianët Amerika e Jugut është një burrë mustaqeli, me kitarë e me revolver, - tha mjeku duke qeshur pa ngritur kryet nga gazeta.

- Ata as që i marrin vesh problemet tona.

Përgjegjësi, si i dha letrat mjekut, i futi të tjerat në thes dhe e mbylli atë përsëri. Mjeku u vu të lexonte dy letra private. Por, para se të griste zarfat, vështroi kolonelin. Pastaj përgjegjësin.

S'ka gjë për kolonelin?

Kolonelin e zu lemeria. Përgjegjësi hodhi thesin në sup, zbriti nga trotuari dhe u përgjigj pa kthyer kryet:

- Kolonelit s'ka kush t'i shkruajë. Nuk vajti drejt e në shtëpi, siç e kish zakon. Piu një kafe në rrobaqepësi, ndërkohë që shokët e Agustinit shfletonin gazetat. Kishte një ndjesi si t'ia paskëshin hedhur. Do të deshte më mirë të rrinte aty deri të premten e ardhshme, sesa të kthehej atë natë tek e shoqja me duart bosh. Por, kur u mbyll rrobaqepësia, s'pati nga t'ia mbante. Gruaja e priste.

- Asgjë, - e pyeti.

- Asgjë, - u përgjigj koloneli.

Të premten tjetër doli përsëri te motobarkat. Dhe, si për çdo të premte, u kthye në shtëpi pa letër. "Prit e prit, na erdhi në majë të hundës, - i tha atë natë e shoqja. - Durim prej bualli duhet të kesh për të pritur një copë letër pesëmbëdhjetë vjet rresht, siç ke pritur ti". Koloneli u shtri në hamak për të lexuar gazetat.

- Duhet pritur radha, - tha. - Kemi numrin 1823.

- Qysh kur presim ne, ky numër ka dalë dy herë në lotari, - ia ktheu e shoqja.

Koloneli i lexoi gazetat si përherë, nga faqja e parë deri tek e fundit, duke përfshirë edhe njoftimet. Por kësaj radhe nuk u përqendrua dot. Gjatë leximit e kishte mendjen te pensioni i tij prej veterani.

Nëntëmbëdhjetë vjet më parë, kur kongresi kishte nxjerrë ligjin, koloneli filloi një proces legalizimi që zgjati nëntë vjet. Pastaj u deshën edhe gjashtë vjet derisa ta fusnin në listë. Për kolonelin ajo pat qenë letra e fundit që kishte marrë.

Mbaroi pas sinjalit të ndalimqarkullimit. Kur po shkonte të fikte llambën, vuri re se e shoqja nuk kishte fjetur.

- E ke ende atë copën e gazetës?

Gruaja u mendua.

- Ëhë, me letrat e tjera duhet të jetë.

Doli nga kunupiera dhe nxori prej dollapit një kuti druri me një tufë letrash të renditura pas datave e të lidhura me një llastik. Gjeti lajmërimin e një agjencie avokatore që merrte përsipër një gjestion aktiv të pensioneve të luftës.

- Qysh kur të thosha unë të ndërronim avokat, paratë do t'i kishim marrë e do t'i kishim ngrënë, - tha gruaja duke i dhënë të shoqit copën e prerë të gazetës. - Tani veç të na i fusin në qivur si indianëve.

Koloneli lexoi copën e prerë që kishte datën e dy vjetëve të shkuar. E futi në xhepin e këmishës së varur prapa ders.

- Halli është se për të ndërruar avokat duhen para.

- Aspak, ia ktheu gruaja. - Mjafton t'u shkruash ta zbresin llogarinë prej pensionit, kur ta marrim. Kështu u leverdis.

Të shtunën pasdite koloneli vajti të takonte avokatin. E gjeti të shtrirë në hamak sa gjatë gjerë. Qe një zezak shtatvigan, që i kishin mbetur vetëm dy shqejëzit në nofullën e sipërme. Futi këmbët në një palë nallane dhe hapi dritaren e dhomës mbi një pianolë të pluhurosur me letrash të futura nëpër harallëqet e rulave: copa të prera nga "E përditshmja zyrtare" të ngjitura me zamkë nëpër radhonj të vjetër llogarie dhe një koleksion ne numra të çrregullt vjetarsh statistikorë.

Pianoja pa taste shërbente njëkohsisht edhe si tryezë shkrimi. Para se t'ia thoshte haptas përse kishte ardhur, koloneli shfaqi shqetësimin e tij.

- Unë ju paralajmërova se kjo punë nuk bëhet me sot e me nesër, - tha avokati kur koloneli bëri një pushim. Vapa e kishte këputur. U mëshoi nga pas sustave të poltronës dhe bëri fresk me një kalendar reklame.

- Agjentët e mi më shkruajnë vazhdimisht se nuk duhen humbur shpresat.

- Vajti pesëmbëdhjetë vjet ky muhabet, - ia ktheu koloneli. - Po i del era.

Avokati bëri një përshkrim mjaft të hollësishëm të labirintit burokratik administrativ. Poltrona qe tepër e ngushtë për mollaciet e tij të squilura. "Pesëmbëdhjetë vjet të shkuar qe më kollaj, - tha. Atëherë ishte shoqata bashkiake e veteranëve, e përbërë prej elementësh të dy partive". Mbushi mushkëritë me ajër të hamullt dhe e shqiptoi fjalën e urtë sikur porsa ta kishte krijuar:

- Bashkimi bën fuqinë.

- Ja që në këtë rast nuk e bëri, - tha koloneli, duke e kuptuar për herë të parë se sa i vetmuar ish. - Të gjithë shokët e mi vdiqën duke pritur postën.

Avokati vazhdoi në të tijën.

- Ligji u shpall me mjaft vonesë, - tha. - Jo të gjithë patën fatin të jenë kolonelë në moshën njëzetvjeçare, si puna juaj. Veç kësaj, nuk u bënë parashikimet e duhura, kështu që qeverisë i është dashur të bëjë shkurtimet në buxhet.

Po ai avaz. Sa herë e dëgjonte, koloneli ndiente një pezm të shurdhër t'i ziente përbrenda. "Ne nuk kërkojmë lëmoshë, - tha. - S'kemi dalë për të lypur. Lamë kockat për të mbrojtur republikën". Avokati hapi krahët.

- Ashtu është, kolonel, - tha. - Mosmirënjohja njerëzore s'ka kufi.

Por edhe këtë avaz koloneli e kishte dëgjuar kushedi sa herë. Madje qysh të nesërmen e shpalljes së traktatit të Neerlandës, kur qeveria u pat premtuar financim udhëtimi dhe dëmshpërblime dyqind oficerëve të revolucionit. Një batalion revolucionar që kishte ngritur fushim rreth seibës[2] gjigante të Neerlandës, i përbërë më së shumti prej çunakësh që patën braktisur shkollën, pritën tre muaj rresht. Pastaj qenë kthyer nëpër shtëpi me shpenzimet e veta dhe aty kishin vazhduar gati gjashtëdhjetë vjet, koloneli vazhdonte të priste.

I përndezur nga kujtimet, ai mori një hije të rëndë. Mbështeti dorën kockë e lëkurë pas ashtit të kofshës dhe mërmëriti:

- Kështu që m'u desh të marr një vendim.

Avokati mbeti pezull.

- Domethënë …

- Ndërroj avokat.

Një rosë me disa rika të verdha nga pas hyri në zyrë. Avokati u ngrit t'i nxirrte përjashta. "Si të doni, kolonel, - tha duke trembur shpezët. Si të doni. Po të isha në gjendje të bëja mrekullira, s'do të jetoja për vete mes këtyre shpesurinave". I vuri një gril druri derës që binte në oborr dhe u kthye në poltronë.

- Tim biri i ra bretku gjithë jetës, - tha koloneli. - Shtëpinë e kam në hipotekë. Kurse ligji i pensioneve i nxori në dritë avoketrit.

- Mua jo, - kundërshtoi avokati. - Unë edhe qindarkën e fundit e kam shpenzuar për përçapjet gjyqësore.

Kolonelit i shkaktoi vuajtje mendimi se mos po i binte kot më qafë.

---

[2] *Në Kolumbi shumë fshatra janë ndërtuar rreth drurëve të seibës. Neerlanda është vendi i një anijeje, mbi të cilën u nënshkrua traktati i paqes. Autori ka bërë këtu një transpozim, duke e vendosur nënshkrimin e traktatit në një fshat e duke i dhënë atij emrin e anijes*

- Edhe unë këtë desha të them, - e ndreqi. Fshiu ballin me mëngën e këmishës. - Me gjithë këtë vapë të lirohen edhe burgjitë.

Një grimë më pas avokati filloi të kthente zyrën përmbys në kërkim të prokurës. Dielli arriti deri në mes të kthinës së vogël e të thjeshtë, të ndërtuar me dërrasa të palatuara. Si s'la vend pa kërkuar, avokati ra këmbadorazi duke dihatur dhe nxori një rul letrash që poshtë pianoldës.

- Ja tek e keni.

I dha kolonelit një copë letër të vulosur. "Duhet t'u shkruaj agjentëve të mi të anulojnë kopjet", tha pastaj. Koloneli shkundi pluhurin dhe e futi letrën në xhepin e këmishës.

- Ju griseni vetë, - tha avokati.

- Jo, - u përgjigj koloneli. - Janë njëzet vjet kujtime.

Dhe priti që avokati të vazhdonte të kërkonte. Por ai nuk vazhdoi. Vajti deri te hamaku për të fshirë djersët. Së andejmi e vështroi kolonelin nëpërmes një perdeje ajri rrezëllitës.

- Më lipsen edhe dokumentet, - tha koloneli.

- Ç'dokumente?

- Vërtetimi.

Avokati hapi krahët.

- Ec e gjejini tani ato dokumente, kolonel.

Koloneli u alarmua. Si arkëtar i revolucionit në qarkun e Makondos, pat bërë një udhëtim të mundimshëm gjashtëditor, me fondet e luft6 civile në dy baule të hdhura në samar të mushkës. Kishte mbërritur në fushimin e Neerlandës gjysmë ore para tirmosjes së traktatit, duke hequr zvarrë mushkën e ngordhur urie. Kolonel Aureliano Buendia - intendent i përgjithshëm i forcave revolucionare të bregut të Atlantikut - i pat dhënë vërtetimin e dorëzimit të fondeve dhe i kishte futur baulet në inventarin dorëzimit.

- Janë dokumente që s'kanë të paguar, - tha koloneli. - Vërtetimin e ka shkruar me dorën e vet kolonel Aureliano Buendia.

- S'them se jo, - foli avokati. Por kushedi nëpër sa mijëra duar kanë kaluar ato dokumente dhe kushedi në ç'zyrë të ministrisë së luftës kanë përfunduar.

- Dokumente të tilla do t'i binin në sy çdo nëpunësi, - tha koloneli.

- Por këta pesëmbëdhjetë vjetët e fundit nëpunësit janë ndërruar kushedi sa herë, - e sqaroi avokati. - Përfytyroni që ka patur shtatë presidentë dhe që çdo president e ka ndërruar së paku dhjetë herë kabinetin dhe që çdo ministër i ka ndërruar të paktën njëqind herë nëpunësit e vet.

- Por ato dokumente nuk i merr njeri në shtëpi, - ngulmoi koloneli. - Çdo nëpunës i ri duhet t'i gjejë në vend.

Avokati e humbi durimin.

- Le që, po dolën tani ato dokumente prej ministrisë, duhet të zënë radhë në listë nga fillimi.

- S'prish punë, - tha koloneli.

- Do të duhen kushedi sa qindra vjet.

- S'ka gjë. Kush duron, fiton.

Shpuri në tryezën e sallonit një tufë letrash me vija, penën, shishen e bojës dhe një letërthithëse, dhe e la hapur derën e dhomës që t'i merrte së shoqes ndonjë mendje, po të kishte nevojë. Ajo po thoshte rruzaren.

- Më sa jemi sot?

- Më 27 tetor.

Shkroi me një qëndrim të kujdesshëm, me dorën e penës të vendosur mbi letërthithësen, me shtyllën kurrizore drejt për të marrë frymë sa më iirshëm, siç e patën mësuar në shkollë. Zagushia u bë e padurueshme në sallonin e mbyllur. Një pikë djerse i ra mbi letër. Koloneli e thithi me letërthithësen. Pastaj u orvat t'i kruante fialët e prishura, por bëri një njollë. Nuk e prishi gjakun. Vuri një shënim dhe shkroi anash: "të drejta të fituara". Pastaj lexoi krejt paragrafin.

- Në ç'datë u futa në listë?

E shoqja s'pati nevojë të ndërpriste të luturit për t'u menduar.

- Më 12 gusht 1949.

Pas një çasti fiiioi shiu. Koloneli mbushi një faqe me germa të mëdha si këmhë pule, nga ato që patën mësuar në shkollën botore të Manaures. Pastaj edhe një fletë të dytë deri në gjysmë dhe vuri nënshkrimin.

Ia lexoi letrën së shoqes. Ajo miratoi çdo fjalë duke tundur kokën. Kur mbaroi leximin, koloneli mbylli zarfin dhe fiku dritën.

- T'i kishe thënë ndokujt të ta shtypte në makinë.

- Jo, - ia ktheu koloneli. - Mjaft u bëra si lypës.

Për gjysmë ore rresht dëgjoi brerimën e shiut pas çatisë prej gjethe palmash. Fshati po përmbytej krejt. Pas sinjalit të ndalimqarkullimit diku në shtëpi filloi pika.

- Kjo punë duhej bërë me kohë, - tha gruaja. - Gjithmonë është më mirë kur merresh vesh drejtpërsëdrejti.

- Më mirë vonë se kurrë, - tha koloneli me mendjen te pika. - Thuaj ishalla përfundon kjo punë sa pa mbaruar hipoteka e shtëpisë.

- Duhen edhe dy vjet, - tha gruaja.

Ai ndezi llambën për të gjetur pikën në sallon. I vuri përposh misurin e gjelit dhe u kthye në dhomën e gjumit i ndjekur nga zhurma metalike e shiut në fundin e enës së zbrazët.

- Mbase e përfundojnë para janarit, që t'i marrin sa më parë paratë që u takojnë, - tha duke ia mbushur mendjen vetes. - Deri atëherë Agustini do të ketë bërë vitin dhe ne mund të shkojmë në kinema.

Ajo qeshi me zë të ulët. "Mua s'më kujtohet as se si dalin figurat". Koloneli u përpoq ta dallonte përmes kunupierës.

- Kur ke qenë në kinema për herë të fundit?

- Më 1931, - tha ajo. - Ishte "Amaneti i të vdekurit".

- Kishte grusht?

- As që e mora vesh. Kur fantazma po orvatej t'i vidhte gjerdanin vajzës, ia krisi rrebeshi.

I vuri në gjumë brerima e shiut. Koloneli ndjeu një dhimbje të lehtë në rropulli. Por nuk u shqetësua. Iu duk se po përjetonte një tetor të ri. U mbështoll me batanije dhe për një çast i zuri veshi frymmarrjen gjithë gërvimë shoqes, duke lundruar në një gjumë tjetër. Atëherë finoi të fliste, krejtësisht i vetëdijshëm.

Gruaja u zgjua.

- Me kë flet?

- Me asnjeri, tha koloneli. - Po mendoja se në mbledhjen e Makondos kishim të drejtë kur i thamë kolonel Aureliano Buendias që të mos i dorëzonte armët. Kjo na mori më qafë.

Ra shi gjithë javës. Më dy nëntor, sido që koloneli nuk deshi, gruaja çoi lule te varri i Agustinit. Kur u kthye nga varrezat e kishte zënë përsëri kriza. Qe një javë e vështirë. Më e vështirë se katër javët e tetorit, të cilat koloneli s'pat besuar se do t'i hidhte gjallë. Mjeku erdhi ta vizitonte të sëmurën dhe doli nga dhoma duke thirrur: "Me një astmë si

kjo unë vë përpara gjithë fshatin". Por, kur foli kokë më kokë me kolonelin, i caktoi një regjim të posaçëm.

Edhe koloneli pati një keqësim. Për disa orë rresht hoqi të zitë e ullirit në nevojtore, qull në djersë të akullta, duke ndier se si i kalbej e i binte copash flora e rropullive. "Nga dimri, - përsëriti me vete pa e humbur shpresën. - Gjithçka do të ndryshojë me të mbaruar shirat". Dhe e besoi përnjëmend, i sigurt se do të qe gjallë ditën kur do të vinte letra.

Barra e qeverisjes së shtëpisë tani i ra atij. Iu desh të shtrëngonte dhëmbët kushedi sa herë për të kërkuar veresie në dyqanet pranë. "Deri javën që vjen, thoshte, pa qenë i sigurt as vetë në qe a s'qe e vërtetë. - Kam ca para që duhej të më kishin ardhur qysh të premten". E shoqja, si hodhi krizën, mbeti pa mend kur e pa.

- Kockë e lëkurë qenke bërë.

- Po bëj trajtim, - tha koloneli. - Do të më blerë një fabrikë klarinetash.

Por në të vërtetë e mbante në këmbë vetëm shpresa. I shkrehur, me eshtrat të dërrmuara nga të pagjumët, s'dinte për kë të kujdesej më parë: për veten apo për gjelin. Pesëmbëdhjetëditëshin e dytë të nëntorit pandehu se gjeli do të vdiste pas dy ditësh pa misër. Atëherë i ra ndër mend për një grusht fasulesh që i kishte varur në korrik sipër shporetit. Hapi lëvozhgat dhe i dha gjelit një misur me kokrra të thata.

E shoqja e kuptoi.

- Eja pak këtu, - e thirri ajo.

- Një minutë, - ia ktheu koloneli, duke këqyrur se si do ta priste gjeli ushqimin e ri. - Ku pyet uria.

E gjeti të shoqen duke u përpjekur të ngrihej në shtrat. Prej trupit të rrëgjuar i vinte një erë barnash mjekësore. Ajo i nxori fjalët një nga një, me një saktësi të përllogaritur: Ma hiq qafe menjëherë atë gjel.

Koloneli e kishte parashikuar këtë çast. E kishte pritur qysh asaj mbrëmjeje kur ia bënë shoshë të birin dhe ai pat vendosur ta ruante gjelin. Kishte pasur kohë ta mendonte.

- Tani as që ia vlen, - tha. - Për tre muaj fillojnë luftimet dhe atëherë mund ta shesim sa të duam.

- S'është punë parash, - tha gruaja. - Kur të vijnë djemtë, thuaju ta marrin e të bëjnë me të ç't'u dojë qejfi.

- E kam për Agustinin, - tha koloneli me një arsyetim që e kishte përgatitur prej kohësh.

- Përfytyro se si do të kishte ardhur për të na njoftuar fitoren.

Gruaja filloi të mendonte vërtet për të birin.

"Këta gjela të mallkuar e morën më qafë, - thirri. - Po të kish ndenjur në shtëpi më tre janar, s'do ta kishte gjetur gjëma". Ia bëri nga dera me gishtin e thatë dhe briti:

- Sikur e shoh edhe tani tek po dilte me gjelin nën sqetull. I thashë të hapte sytë e të mos e kërkonte vetë belanë në rrethakun e gjelave, kurse ai hapi dhëmbët e më tha: "Rri urtë, se sonte do të biem zhyt në para".

Ra e lëmekur. Koloneli me ngadalë i mbështeti kokën në nënkresë. U ndesh me dy sy të ngjashëm si dy pika uji me të vetët. "Mundohu të mos lëvizësh", tha duke ia ndier gërvimat brenda mushkërive të tij. Gruaja u topit për një çast dhe mbyfii sytë. Kur i hapi sërish, frymëmarrja sikur i qe qetësuar disi.

- Them ngaqë u katandisëm në këtë ditë, - tha. - Është gjynah të heqim bukën e gojës për një copë gjel.

Koloneli fshiu ballin me çarçaf.

- S'vdes njeriu për tre muaj.

- E ç'do të hamë ndërkaq, - pyeti gruaja.

- Nuk e di, - tha koloneli. - Por, po të qe për të vdekur nga uria, do të kishim vdekur qyshkur.

Gjeli e kishte përlarë misurin dhe e kishte marrë veten për mrekulli. Kur pa kolonelin, ia nisi një monologu me grykë, thuajse si njeri, dhe hodhi kryet pas. Koloneli buzëqeshi si fajtori fajtorit.

- Është e vështirë jeta, byrazer.

Doli në rrugë. U end nëpër fshatin që bënte gjumin e zhegut, pa menduar kurrgjë, pa e vrarë mendjen aspak për gjendjen e pashpresë në të cilën ndodhej. U çapit udhëve të shkretuara deri kur nuk e mbanin më këmbët. Atëherë u kthye në shtëpi. E shoqja e dëgjoi tek hyri dhe e thirri në dhomë.

- Çfarë?

Ajo iu përgjigj pa ia hedhur sytë:

- Mund të shesim sahatin.

Këtë koloneli e kishte menduar. "Jam e sigurt se Alvaroja të jep dyzet pesos në dorë", tha gruaja. "E mban mend si e bleu në çast makinën qepëse?"

E kishte fjalën për përgjegjësin e rrobaqepësisë ku kishte punuar Agustini.

- Po i them njëherë nesër, - pranoi koloneli.

- Jo nesër, ia ktheu ajo. - Do ta marrësh sahatin qysh tani, do t'ia vësh në tryezë dhe do thuash: Alvaro, të solla këtë sahat që të ma blesh". Dhe ai e merr vesh vetë.

Koloneli e ndjeu veten për të ardhur keq.

- Dashke të ma nxjerrësh bojën fare, - kundërshtoi ai. - Po më panë rrugës me atë farë hallati, ma nxorën këngën.

Por edhe kësaj radhe e shoqja ia mbushi mendjen. E çvari vetë sahatin, e mbështolli me gazeta dhe ia la në duar. "Mos kthe pa dyzet

pesos", i tha. Koloneli ia mbajti nga rrobaqepësia me pakon nën sqetull. Shokët e Agustinit i gjeti të ulur te dera.

Njëri prej tyre i afroi një stol. Koloneli e kishte mendjen çapraz. "Faleminderit, - tha. - Nuk do të rri". Alvaroja doli nga rrobaqepësia. Në tel të nderë midis dy direkësh të korridorit vari një copë doku të njomur. Qe një djalosh me tipare të mprehta, qoshake dhe me sy të shajnitur. Edhe ai e ftoi të ulej. Kolonelit iu ngroh zemra. Mbështeti stolin pas shtalkës së derës dhe u ul të priste çastin kur të mbetej vetëm me Alvaron për të bërë pazarin. Pas pak vuri re se qe rrethuar prej fytyrash hermetike.

- Mos ju prisha bisedën, - tha.

Ata protestuan. Njëri u përkul nga ai dhe i tha me një zë që mezi ndihej:

- Ka shkruar Agustini.

Koloneli vështroi rrugën e shkretë.

- Ç'thotë?

- Të përhershmet.

I dhanë traktin. Koloneli e futi në xhepin e pantallonave. Pastaj ndenji në heshtje duke trokëllitur me gishtërinj mbi pakon, derisa e kuptoi se po e vështronin. Mbeti shtang.

- Ç'keni aty, kolonel?

Koloneli u bishtnoi syve të gjelbër e zhbirues të Hermanit.

- Asgjë, - gënjeu. - Po çoj pak sahatin te gjermani të ma rregullojë.

- Lërini ato, kolonel, - tha Hermani duke u përpjekur t'ia merrte pakon. - Prisni t'i hedhë unë një sy.

Koloneli nuk pranoi. Nuk tha asgjë, por iu skuqën edhe qepallat.

- Lërjani, kolonel. Ai merr vesh nga mekanika.

- Nuk dua t'ju bezdis.

- Ç'është ajo fjalë, kolonel, - ia priti Hermani. Mori sahatin. - Gjermani të zhvat dhjetë pesos dhe s'i bën kurrfarë gjëje.

Hyri në rrobaqepësi me sahatin. Alvaroja punonte në makinë. Në fund, përposh një kitare të varur në gozhdë, një vajzë qepte kopsa. Sipër kitarës kishte një njoftim: "Ndalohen bisedat për politikë". Koloneli e ndjeu trupin të tepërt. Mbështeti këmbët pas tërthorcës së stolit.

- Punë muti, kolonel.

Ai kërceu përpjetë. "Jo me fjalë të ndyra", tha.

Alfonsi ujdisi syzet mbi hundë për të këqyrur më mirë lustrafinat e kolonelit.

- E kam për këpucët, - tha. - Keni mbathur një palë kundra që …

- Po s'ka nevojë për fjalë të ndyra, tha koloneli dhe i rrëfeu shojet e lustrafinave. Dyzet vjet kanë këto dhe është hera e parë që dëgjojnë një fjalë të ndyrë.

- Gati sahati, - thirri Hermani që brenda, njëkohësh me zilen e sahatit.

Nga shtëpia ngjitur një grua goditi murin ndarës duke britur:

- Lëreni atë kitarë. Agustini s'ka bërë vitin.

Ata ia plasn gazit.

- Është sahat.

Hermani doli me pakon.

- S'kishte gjë, - tha. - Po deshët ju përcjell në shtëpi që t'jua var siç duhet.

Koloneli nuk pranoi.

- Sa bën haku?

- Mos u vër në siklet, kolonel, - ia ktheu Hermani duke zënë vendin e vet mes të tjerëve. - Në janar paguan gjeli.

- A bëjmë një gjë, - tha atëherë koloneli.

- Çfarë?

- Po ta dhuroj gjelin ty, dhe vështroi fytyrat përqark. - Po jua bëj dhuratë të gjithëve.

Hermani e vështroi gojëhapur.

- Tashmë unë jam shumë plak për këso punësh, - vazhdoi të fliste koloneli. U përpoq ta binte zërin sa më bindës: - Është angari e madhe për mua. Ka ca ditë që më duket sikur ajo kafshë e gjorë po ngordh fare.

- Mos u merakos, kolonel, - tha Alfonsi.

- Është periudha e daljes së pendëve. E ka nga inflamacioni.

- Muajin që vjen do të jetë mirë, - e siguroi Hermani.

- Sidoqoftë, unë nuk e dua, - tha koloneli.

Hermani i mbërtheu bebëzat e syve.

- Kini parasysh një gjë, kolonel, - ngulmoi.

- Gjithë puna është ta lëshoni ju në rrethak gjelin e Agustinit.

Koloneli u mendua. "E kam parasysh, - tha. - Prandaj e mbajta deri tani". Shtrëngoi dhëmbët dhe gjeti fuqi për të vazhduar më tej:

- Por e keqja është se do dhe tre muaj.

E kuptoi Hermani.

- Po e patët hallin për këtë, gjë që zgjidhet, - tha.

Dhe propozoi një zgjidhje. Të tjerët e pranuan. Ndaj të ngrysur, kur u kthye në shtëpi me pakon nën sqetull, së shoqes desh i ra pika.

- Asgjë, - pyeti.

- Asgjë, - ia ktheu koloneli. - Po tani s'prish punë.

Djemtë marrin përsipër ta ushqejnë gjelin.

- Prit të të jap një çadër, kumbare.

Don Sabasi hapi një musëndër të mbushur dëng me çizme kalërimi, yzengji e rripa dhe një kovë plot me shporre kalorësi. Në pjesën e sipërme qenë varur nja pesë a gjashtë çadra dhe një ombrellë grash. Kolonelit i shkuan nëpër mend mbeturinat e asaj mynxyre.

- Faleminderit, kumbare, - tha i mbështetur me bërryla në prevaz të dritares. - Më mirë po pres sa të pushojë.

Don Sabasi nuk e mbylli musëndrën. Zuri vend në tryezën e punës në një pozicion ku e kapte ventilatori elektrik. Pastaj nxori nga sirtari një shiringë hipodermike të mbështjellë me pambuqe. Koloneli soditi përmes shiut bajamet e irnosura. Qe një mbasdite e shkretë.

- Ndryshe duket shiu prej kësaj dritareje, - tha. - Sikur bie në ndonjë fshat tjetër.

- Shiu është shi ngado që ta shohësh, - ia kheu don Sabasi. Vuri shiringën për të zier mbi tryezën e shtruar me xham. - Dhe ky është një fshat i dhjerë.

Koloneli mblodhi supet. Eci nëpër zyrë: qe një dhomë e madhe e shtruar me pllaka të verdha, me mobilie veshur me cohëra në ngjyra të ndezura. Në fund, të vënë cip mbi cip, kishte thasë me kripë, rrëshekë me mjaltë dhe shala kalërimi. Don Sabasi e ndoqi me një vështrim krejt të zbrazët.

- Unë në vendin tënd s'do të isha i këtij mendimi, - tha koloneli.

U ul me këmbët e kryqëzuara, me vështrimin e qetë ngulur njeriut të përkulur në tryezë: një njeri i vogël, rrondokop, por me mishra të squllur, me një pikëllim prej zhabe në sy.

- Vizitohu një herë te mjeku, kumbare, - tha don Sabasi. - Qysh nga dita e varrimit ke një çehre mjaft të zymtë.

Koloneli ngriti kokën.

- Jam top fare, - tha.

Don Sabasi priti të ziente shiringa. "Të kish të thosha edhe unë kështu për veten... - u qa.

- Lum ti që mund të hash edhe një shpor bakri". Dhe kundroi trinat leshatare të duarve të veta të pikluara me nishane të murrme. Sipër unazës martesore kishte një unazë me gur të zi.

- Ashtu është, - pranoi koloneli.

Don Sabasi thirri të shoqen nga dera që lidhte zyrën me pjesën tjetër të shtëpisë. Pastaj ia nisi një shpjegimi të mërzitshëm të regjimit të tij ushqimor. Nxori një shishëz nga xhepi i këmishës dhe vuri mbi tryezë një kokërr të bardhë sa një fasule.

- Ç'vuajtje është për njeriun të vejë ngado me këtë, - tha. - Sikur të kesh mortjen në xhep.

Koloneli u afrua te tryeza. E hetoi kokrrën në pëllëmbë derisa don Sabasi i tha ta provonte një herë.

- Është për të ëmbëlsuar kafenë, shpjegoi. - Është sheqer, por pa sheqer.

- E marr vesh, - tha koloneli duke ndier në pështymë një ëmbëlsi të trishtë. - Njësoj si t'u biesh kambanave pa pasur kambana.

Pasi e shoqja i bëri injeksionin, don Sabasi u mbështet bërrylash në tryezë me fytyrën në duar. Koloneli e ndjeu veten në siklet. Gruaja hoqi ventilatorin, e vuri mbi kasafortë dhe vajti te musëndra.

- Çadrat se përse të kujtojnë vdekjen, - tha.

Koloneli nuk ia vuri veshin. Kishte dalë nga shtëpia në katër për të pritur postën, por shiu e kishte shtrënguar të futej në zyrën e Don Sabasit. Ende binte shi kur fërshëllyen motobarkat.

- Të gjithë e përfytyrojnë vdekjen si grua, - vazhdoi të thoshte gruaja. Ishte e bëshme, më e gjatë se i shoqi dhe me një lyth gjithë qime në buzën e sipërme. Të folurit e saj të kujtonte zukamën e ventilatorit. - Po mua s'më duket të jetë grua, - tha.

Mbylli musëndrën dhe u kthye ta pyeste me vështrim kolonelin.

- Unë them se duhet të jetë një kafshë me thundra.

- Edhe mundet, - pranoi koloneli. - Ç'nuk bën vaki.

I vajti mendja te përgjegjësi i postës tek hidhej në motobarkë i veshur me mushama. Kishte kaluar një muaj qysh kur pat ndërruar avokat. Kishte të drejtë të priste një përgjigje. Gruaja e don Sabasit vazhdoi të fliste për vdekjen deri kur vuri re se koloneli kish mendjen fare tek ajo.

- Kumbare, - tha. - Paske ndonjë hall, më duket.

Koloneli e mblodhi veten.

- E kam një hall, ndrikull, - gënjeu. - Mendoj se vajti ora pesë dhe ende s'i kanë bërë gjilpërën gjelit.

Gruaja mbeti pa mend.

- Gjilpërë gjelit si të qenkësh njeri, - briti. - Ky është sakrilegj.

Don Sabasi nuk duroi dot më. Ngriti fytyrën e kuqe gjak.

- Do ta qepësh atë gojë, apo jo, - ia preu së shoqes. Ajo përnjëmend shpuri duart te goja. - Ke gjysmë ore që po i çan kokën kumbares me budallallëqet e tua.

- Ç'është ajo fjalë, - u hodh koloneli.

Gruaja përplasi derën. Don Sabasi fshiu qafën me një shami gjithë livandë. Koloneli u afrua te dritarja. Shiu s'kish të pushuar. Një pulë me këmbë të gjata e të verdha po kalonte nëpër sheshin e shkretë.

- Vërtet i bëjnë gjilpërë gjelit?

- Vërtet, - tha koloneli. - Javën që vjen fillojnë stërvitjet.

- Ç'budallallëqe, - tha don Sabasi. - S'janë punë për ty këto.

- Ashtu është, - ia ktheu koloneli. - Po ç'të bëj, nuk ia këpus dot kokën.

- Budallallëqe me brirë, - tha don Sabasi duke vajtur te dritarja. Frymëmarrja e kumbares iu duk kolonelit si e shfryrë gjyryku. Sytë e tij ngjallnin mëshirë.

- Dëgjo mua, kumbare, - tha don Sabasi. - Shite atë gjel sa s'është ende vonë.

- Më mirë vonë se kurrë, - tha koloneli.

- Mos u merr me budallallëqe, - ngulmoi don Sabasi. Me një gur vret dy zogj: nga një anë shpëton prej telasheve, nga ana tjetër fut nëntëqind pesos në xhep.

- Nëntëqind pesos, - briti koloneli.

- Nëntëqind pesos.

Koloneli u mendua.

- A thua se të jep kush gjithë ato para për një copë gjel?

- Jo vetëm që them, ia ktheu don Sabasi. - Por jam plotësisht i sigurt.

Me një shifër kaq të madhe koloneli s'kish pasur të bënte asnjëherë qysh prej kohës kur pat dorëzuar fondet e revolucionit. Kur doli nga zyra e don Sabasit ndjeu ca të prera të forta në bark, por qe i sigurt se kësaj radhe nuk e kishte prej motit. Në zyrën e postës vajti drejt e te nëpunësi.

- Pres një letër urgjente, - tha. - Me avion.

Nëpunësi kërkoi me radhë zarfat nëpër ndarje, pastaj i la letrat në vend dhe nuk tha asgjë. Shkundi pëllëmbën dhe i hodhi kolonelit një vështrim domethënës.

- Sot duhej të kishte ardhur patjetër, - tha koloneli.

Përgjegjësi mblodhi supet.

- Vetëm vdekja vjen me patjetër, kolonel.

E shoqja e priti me një pjatë kaçamak. Ai e hëngri ngadalë, me ndërprerje të gjata, për t'u menduar midis dy lugëve. Gruaja e ulur përballë tij e pikasi që diçka kishte ndodhur.

- Ç'ke? e pyeti.

- Po mendoj për nëpunësin prej të cilit varet pensioni, - gënjeu koloneli. - Pas pesëdhjetë vjetësh ne do të prehemi të qetë në varr, kurse ai i gjori do të heqë e do të vuajë të premte për të premte duke pritur paratë që i takojnë nga pensioni.

- Shenjë e keqe, - tha gruaja. - Kjo do të thotë se po fillon të dorëzohesh.

Dhe iu kthye përsëri kaçamakut. Por pas një çasti e kuptoi se i shoqi vazhdonte të mos e kishte mendjen.

- Tani bjeri kaçamakut, atë bëj.

- Shumë i mirë qenka, tha koloneli. - Nga e sajove.

- Nga gjeli, - ia ktheu e shoqja. - Djemtë i sollën aq shumë misër, saqë ai e ndau me ne. I ka jeta këto.

- I ka, psherëtiu koloneli. - Dhe s'ka gjë më të mirë se jeta.

Vështroi gjelin e lidhur pas shporetit dhe kësaj radhe iu duk si një kafshë e tjetërsojtë. Edhe gruaja e vështroi.

- Sot mbasdite m'u desh t'i nxirrja kalamajtë me dru, - tha. Kishin sjellë një pulë plakë që ta shkelte gjeli.

- Ajo është punë që dihet, - tha koloneli. - Kështu bënin nëpër fshatra me kolonel Aureliano Buendian. I shpinin çupa që t'i shkelte.

Gruaja e mbajti shakanë. Gjeli ia dha një të këngëtuari me grykë që mbërriti deri në korridor si një kuvendim i shurdhët njerëzor.

"Nganjëherë më duket sikur kjo kafshë do të fillojë të flasë", tha gruaja. Koloneli e vështroi përsëri.

- Është gjel që s'e ka shokun, - tha. Bëri ca llogari ndërkohë që thëthinte një lugë kaçamak. - Tre vjet ka për të na mbajtur me bukë.

- Nuk hahen ëndrrat, - tha gruaaja.

- Për t'u ngrënë s'hahen, por për të ngopur të ngopin, - ia ktheu koloneli. - Si puna e kokrrave të mrekullishme të kumbare Sabasit.

Fjeti keq atë natë, duke u përpjekur të fshinte shifrat nga koka. Të nesërmen në mëngjes c shoqja nxori dy pjata me kaçamak dhe e hëngri të sajën me krye ulur, pa nxjerrë gjysmë fjale. Edhe koloneli ndjeu t'i prishej humori, si t'ia ngjiste ajo.

- Ç'ke?

- Asgjë, - tha gruaja.

Pati përshtypjen se kësaj here e kishte ajo radhën për të gënjyer. U përpoq ta ngushëllonte, por qe e kotë.

- Asgjë me rëndësi, - tha. - Po mendoja që i vdekuri po bën dy muajt dhe unë s'kam vajtur ende për kryeshëndoshë.

Kështu që vajti atë mbrëmje. Koloneli e përcolli deri te shtëpia e të vdekurit, pastaj ia mbajti nga kinemaja tërhequr prej muzikës së altoparlantëve. I ulur te dera e qelës at Anheli vigjëlonte për të parë se kush hynte në kinema duke shkelur porositë e tij. Gulçet e dritës, muzika piskatëse dhe britmat e kalamajve përftonin një dendësi thuajse fizike. Njëri prej kalamajve iu hakërrua kolonelit me një pushkë druri:

- Ç'bën gjeli, kolonel? - i tha me një zë autoritar.

Koloneli ngriu duart.

- Mbahet.

Një afishe ngjyra-ngjyra zinte krejt murin e përparmë të kinemasë: "Virgjëresha e mesnatës". Ishte një grua me fustan balloje me një këmbë zbuluar deri te kofsha. Koloneli vazhdoi të endej nëpër

rrethinat deri kur ia dhanë ca bubullima e vetëtima të largëta. Atëherë u kthye për të kërkuar të shoqen.

Nuk ishte në shtëpinë e të vdekurit. As në të tyren. Sahati i murit kishte ngelur, por koloneli llogariti se edhe pak duhej të binte sinjah i ndalimqarkullimit. Priti duke ndier stuhinë si i afrohej fshatit. Po bëhej gati të dilte prapë, kur hyri e shoqja.

Ai çoi gjelin në dhomën e gjumit. Gruaja u ndërrua dhe vajti të pinte ujë në sallon në çastin kur koloneli sapo kishte mbaruar së kurdisuri sahatin dhe po priste sinjalin për të vënë orën.

- Ku ishe? - pyeti koloneli.

- Këndej rrotull, - ia ktheu gruaja. La broken mbi tabaka dhe, pa ia hedhur sytë të shoqit, u kthye në dhomën e gjumit. - Kujt ia priste mendja se do të fillonte kaq shpejt.

Koloneli nuk iu përgjigj. Kur ra sinjali i ndalimgarkullimit, e vuri orën njëmbëdhjetë, mbylli kapakun prej xhami dhe shpuri karrigen në vend.

Të shoqen e gjeti duke thënë rruzaren.

- S'm'u përgjigje, - tha koloneli.

- Për çfarë?

- Ku ishe?

- U vonova pak me muhabet, tha ajo. - Kisha kushedi sa kohë pa dalë.

Koloneli vari hamakun. Mbylli shtëpinë dhe bëri dhomën me insekticid. Pastaj vuri llambën përtokë dhe ra.

- Të marr vesh, - tha me trishtim. - Halli e detyron njeriun edhe të gënjejë.

Ajo lëshoi një psherëtimë të gjatë.

- Isha tek at Anheli, - tha. - Vajta mos t'i merrja ndonjë borxh duke i lënë peng unazat e martesës.

- Dhe ç'të tha?

- Se është mëkat të bësh pazar me gjërat e shenjta.

Vazhdoi të fliste që poshtë kunupierës. "Para tri ditësh u përpoqa të shisja sahatin, - tha. - Po askush s'e deshte. Tani shesin me kiste ca sahatë modernë me numra të shndritshëm. Shihet ora edhe në të errët". Atë çast koloneli e kuptoi se dyzet vjet jete të përbashkët, vuajtjesh të përbashkëta, urie të përbashkët, nuk i kishin mjaftuar për ta njohur të shoqen. Ndjeu se diç qe plakur edhe në dashurinë e tyre.

- As tablonë s'e duan, - tha ajo. - Thuajse gjithë fshati ka po atë tablo. Deri te turqit vajta.

Koloneli u bë zeher.

- Domethënë gjithë bota e paska marrë vesh se ne po ngordhkemi urie.

- Unë për vete u lodha, - tha gruaja. - Burrat nuk i kuptojnë hallet e shtëpisë. Nganjëherë kam vënë edhe gurë për të zier në tenxhere, që fqinjët të mos e merrnin vesh se s'kemi pasur ç'të bëjmë për të ngrënë.

Koloneli e ndjeu veten të fyer.

- Ti na nxore bojën, - tha.

Gruaja doli nga kunupiera dhe vajti te hamaku. "S'i duroj dot më këto të hequra e të shtirura", tha. Zëri zu t'i errej nga zemërimi. "Kësaj i thonë: hem dhi e zgjebosur, hem bishtin përpjetë".

Kolonelit nuk i lëvizi asnjë muskul.

- Njëzet vjet duke pritur flluskat e sapunit që të premtuan pas çdo zgjidhjeje dhe, si përfundim, një djalë i vrarë, - vazhdoi ajo. - Një djalë i vrarë e asgjë më.

Koloneli qe mësuar me këso qortimesh.

- Ne kemi bërë detyrën tonë, - tha ai.

- Kurse ata për njëzet vjet me radhë në senat kanë marrë nga njëmijë pesos në muaj, - ia ktheu e shoqja. - Ja ku ke kumare Sabasin, me një shtëpi dykatëshe e paratë me lopatë, njeri që erdhi në fshat duke shitur barna me një bollë mbështjellë rreth qafës.

- Por që tani po vdes nga sëmundja e sheqerit, - tha koloneli.

- Kurse ti po ngordh nga uria, - tha gruaja. - Gjersa të të mbushet mendja që sqima nuk hahet.

I ndërpreu vetëtima. Gjëmimi u bë copë e thërrime në rrugë, hyri në dhomën e gjumit dhe kaloi rrokullimthi nën shtrat si një rrungajë gurësh. Gruaja u sul te kunupiera për të kërkuar rruzaren.

Koloneli vuri buzën në gaz.

- E sheh ç'ngjet kur nuk i vë fre gojës? - tha. - Të kam thënë se zotin e kam pasur shok partie.

Por në të vërtetë e ndiente veten helm e pikë. Pas një çasti fiku llambën dhe në një errësirë të copëtuar prej vetëtimave u krodh në mendime. Iu kujtua Makondoja. Dhjetë vjet kish pritur koloneli aty sa të përmbusheshin premtimet e Neerlandës. Në topitjen e zhegut kish parë të mbërrinte një tren i verdhë e i pluhurosur me burra, gra dhe kafshë që mend u zihej fryma prej të nxehtit, rrasur nguc e nguc deri te çatia e vagonëve. Kishin rënë ethet e bananes. Brenda njëzet e katër orësh fshati qe bërë për të mos u njohur. "Do të iki, - kishte thënë atëherë koloneli. Era e bananeve m'i bën zorrët sallatë". Dhe kish ikur prej Makondos me trenin e kthimit, të mërkurën më njëzet e shtatë qershor të njëmijë e nëntëqind e gjashtës më ora dy e tetëmbëdhjetë minuta mbasdite. Dhe i qe dashur gjysmë shekulli për ta kuptuar se qysh prej dorëzimit të Neerlandës ai nuk kish pasur as një minutë qetësi.

Hapi sytë.

- E pat kjo punë.

- Cila punë.
- E gjelit, - tha koloneli.
- Qysh nesër kam për t'ia shitur don Sabasit për nëntëqind pesos.

Nga dritarja hynë në zyrë rënkimet e kafshëve të tredhura përzier me britmat e don Sabasit. "Po s'erdhi për dhjetë minuta, ika", bëri be me vete koloneli pasi kish pritur dy orë. Por priti edhe njëzet minuta të tjera. Po bënte të dilte, kur don Sabasi hyri në zyrë i ndjekur nga një tufë argatsh. Kaloi disa herë para kolonelit pa ia hedhur sytë. E vuri re vetëm kur dolën argatët.

- Po më prisje, kumbare?
- Po, kumbare, - tha koloneli. - Por, po të jesh shumë zënë,vij nesër.

Don Sabasi nuk e dëgjoi. Ishte nga ana tjetër e derës.

- Erdha, - tha.

Përvëlonte zhegu. Zyra vezullonte nga ndriçimi i rrugës. I topitur nga vapa, koloneli mbylli sytë padashur dhe menjëherë iu shti në ëndërr e shoqja. Gruaja e don Sabasit hyri në majë të gishtave.

- Fli, kumbare, - tha. - Do të mbyll pak perdet, se në këtë zyrë plas edhe dreqi.

Koloneli e ndoqi me një vështrim krejt të pavetëdijshëm. Pasi mbylli perdet, ajo vazhdoi të fliste në gjysmerrësirë.

– A sheh shpesh ëndrra?

- Jo edhe aq shpesh, - iu gjegj koloneli i turpëruar ngaqë e pat zënë gjumi. - Gjithmonë më shtiret sikur më mbështjellin cerga merimange.

- Kurse unë përnatë shoh ëndrra të tmerrshme, - tha gruaja. - Dhe gjithmonë pyes veten cilët janë vallë ata njerëz të panjohur që takojmë nëpër ëndrra?

Vuri ventilatorin. "javën e kaluar m'u shti një grua te kok' e krevatit, tha. - Unë u bëra trime dhe e pyeta kush ishte, kurse ajo m'u përgjigj: "jam gruaja që vdiq në këtë dhomë këtu e dymbëdhjetë vjet të shkuar"."

- Shtëpia s'ka as dy vjet që është ndërtuar, - tha koloneli.

- Hënde, - tha gruaja. - Kjo do të thotë që edhe të vdekurit lajthitin.

Zukama e ventilatorit e bëri edhe më të fortë gjysmerrësirën. I torturuar prej topitjes dhe prej gruas që s'i pushonte goja, koloneli e humbi durimin. Ajo u hodh nga ëndrrat drejt e te misteri i rimishërimit. Ai po priste një ndërprerje për t'u ngritur e për të ikur, kur don Sabasi hyri në zyrë me kryeargatin.

- Katër herë ta kam ngrohur supën, - i tha e shoqja.

- Akoma s'ma ke ngrohur dhjetë herë, - ia ktheu don Sabasi. - Tani bën mirë të mos më çash kokën.

Hapi kasafortën dhe i dha kryeargatit një tufë kartëmonedhash, si dhe disa udhëzime. Kryeargati hapi pak perdet për të numëruar të hollat. Don Sabasi pa kolonelin në fund të zyrës, po s'dha asnjë shenjë. Vazhdoi të bisedonte me kryeargatin. Koloneli u ngrit në çastin kur dy burrat po mateshin të dilnin përsëri nga zyra. Don Sabasi ndaloi para se të hapte derën.

- Si e ke punën kumbare?

Koloneli vuri re se kryeargati ia kishte ngulur sytë.

- Asgjë, kumbare, - tha. - Vetëm kisha një fjalë me ty.

- Thuama ç'ke për të më thënë, - tha don Sabasi. - Se nuk kam kohë.

Mbeti pezull me dorën të mbështetur te doreza e derës. Koloneli ndjeu të kalonin pesë sekondat më të gjata të jetës së tij. Shtrëngoi dhëmbët.

- Për punën e gjelit e kam fjalën, - mërmëriti.

Atëherë don Sabasi hapi derën. "Për punën e gjelit", përsëriti duke buzëqeshur dhe shtyu kryeargatin në korridor. "Mua po më digjet mjekra, kumbarja do të ndezë cigaren". Pastaj iu kthye kolonelit:

- Mirë, kumbare. Pritmë se erdha.

Koloneli qëndroi pa lëvizur në mes të dhomës deri kur hapat e dy burrave u tretën në fund të korridorit. Pastaj doli të shëtiste nëpër fshatin e paralizuar në atë zheg të diele. Në rrobaqepësi nuk kishte asnjeri. Konsultorja e mjekut ishte mbyllur. Askush s'i ruante mallrat e nxjerra te dyert e dyqaneve të sirianëve. Lumi ishte një teh i çeliktë. Një njeri flinte në port mbi katër fuçi nafte, me fytyrë të mbuluar me sombrero. Koloneli ia mbajti për në shtëpi sigurt se ai qe e vetmja qenie e gjallë që lëvizte nëpër fshat.

Gruaja e priste me drekë të shtruar.

- Mora veresie me kusht që t'i paguajmë nesër në mëngjes, - i shpjegoi.

Ndërkohë që hanin drekë, koloneli i tregoi ç'i kish bërë vaki gjatë tri orëve të fundit. Ajo e dëgjoi me padurim.

- Ti, more i zi, s'ke respekt për veten, i tha. - Shkon sikur po lyp lëmoshë, në vend që të shkosh me kokën lart, ta heqësh mënjanë kumbaren e t'i thuash: "Kumbare, vendosa të të shes gjelin".

- Kollaj është me fjalë, - tha koloneli.

Ajo nuk ia përtoi përgjigjes. Atë mëngjes pat mataruar shtëpinë dhe ishte veshur në një mënyrë të pazakontë, me brashnjat e të shoqit, një përparëse mushamaje dhe një rreckë të lidhur kokës me dy nyje te vesha. "Ti s'ke haber nga puna e pazarit, - tha. - Kur njeriu shet gjësend, duhet të hiqet sikur ble".

Koloneli zbuloi diçka mjaft të lezetshme në fytyrën e saj.

- Pa rri ashtu siç je, - e ndërpreu buzagaz. - Dukesh tamam si ai njeriuci i bollgurit Kuaker.

Ajo hoqi rreckën nga kryet.

- Unë po të flas me tërë mend, - tha ajo. Ia shpie unë gjelin qysh tani kumbares dhe ke për ta parë po s'u ktheva brenda gjysmë ore me nëntëqind pesot.

- Të hipën kacabunjtë, - tha koloneli. T'u bë mendja para.

Mezi ia mbushi mendjen. Gjithë mëngjesit ajo pat bërë plan me mend se si do të jetonin tre vjet rresht pa ato të premtet torturuese. E kishte bërë gati shtëpinë për nëntëqind pesot. Pat bërë një listë të gjërave që u nevojiteshin më tepër, pa harruar edhe një palë këpucë të reja për kolonelin. Në dhomën e gjumit kish caktuar një vend për pasqyrën. Kështu që ky zhgënjim i befasishëm i planeve i ngjalli një ndjesi përturbullt turpi e marazi.

Në zheg bëri një gjumë të shkurtër. Kur u ngrit, koloneli qe ulur në oborr.

- Po tani ç'po bën? e pyeti ajo.

- Po mendoj, - tha koloneli.

- Atëherë qenka zgjidhur problemi. Pas njëqind vjetësh kemi për t'i marrë ato para.

Por në të vërtetë koloneli kishte vendosur ta shiste gjelin qysh atë pasdite. Përfytyroni. don Sabasin, fill të vetëm në zyrën e tij, duke u gatitur për injeksionin e përditshëm përballë ventilatorit. I kishte parashikuar përgjigjet e tij.

- Merre gjelin me vete, - e këshilloi e shoqja tek dilte. - S'blihet derri në thes.

Koloneli nuk pranoi. Ajo e ndoqi deri te porta gjithë ankth e frikë.

- Le të ketë njerëz sa të dojë në zyrë, - i tha. - Mbërtheje për krahu e mos e lërë të lëvizë pa t'i numëruar nëntëqind pesot në dorë.

- Sikur po përgatitemi të sulmojmë ndonjë bankë.

Ajo s'ia vuri veshin.

- Mos harro se i zoti i gjelit je ti, - ngulmoi. - Mos harro se je ti që po i bën nder.

- Mirë.

Don Sabasi ishte me mjekun në dhomën e gjumit. "Mos e humb këtë rast, - i tha gruaja e tij kolonelit. - Doktori po e përgatit për një udhëtim në çiflig dhe s'kthehet para së enjtes". Koloneli u ndodh ndërdyshas mes dy forcash të kundërta: nga njëra anë i kishte dhënë karar ta shiste gjelin, nga ana tjetër do të deshte të kish ardhur një orë më vonë që të mos e gjente don Sabasin.

- S'ka gjë, po pres, - tha.

Po gruaja nguli këmbë. E shpuri në dhornn e gurait, ku i shoqi qe ulur me të mbathura në shtratin madhështor dhe i kishte ngulur mjekut sytë e pangjyrë. Koloneli priti. Mjeku ngrohu tubin prej me urinën e pacientit, i mori erë avullit dhe i bëri Don Sabasit një shenjë miratuese.

- Vetëm plumbi i vjen hakut, - tha mjeku duke iu drejtuar kolonelit. - S'u bën gë diabeti pasunarëve.

- Ti bëre çmos e çnuk me ato gjilpërat e mallkuara me insulinë, - tha don Sabasi dhe bëri një të brofur mbi të ndenjurat e squllura. - Por unë jam kockë e fortë që të ngec në fyt.

Pastaj iu kthye kolonelit:

- Po hë, bre kumare. Kur dola të të kërkoja në mëngjes, s'më kishe lënë as majën e sombreros.

- Unë s'mbaj sombrero, që të mos jem i detyruar ta heq para askujt, - tha koloneli.

Don Sabasi filloi të vishej. Mjeku vuri në xhepin e xhaketës një tub qelqi me gjakun për analizë. Pastaj filloi të rregullonte çantën. Kolonelit iu duk se bo bëhej gati të ikte.

- Të isha unë në vendin tuaj, doktor, do t'i kisha ngopur kumbares një llogari prej njëqind mijë pesos që t'i vinte mendja vërdallë.

- Unë ia propozova jo prej njëqind mijë, po prej një milioni, - tha mjeku. - Varfëria është ilaçi më i mirë kundër diabetit.

- Faleminderit për recetën, tha don Sabasi, duke u përpjekur të fuste barkun e kërcyer në qillotat. - Por s'dua t'ju marr më qafë duke ju bërë të pasur.

Mjeku pa dhëmbët e vetë të pasqyruar në bravën e nikeluar të çantës. Vështroi orën pa shfaqur ndonjë shenjë padurimi. Në çastin tek po mbathte çizmet, don Sabasi iu kthye papritmas kolonelit.

- Po hë, kumbare, si është puna e gjelit?

Koloneli e kuptoi se edhe mjekut i interesonte përgjigjja. Shtrëngoi dhëmbët.

- Asgjë, kumbare, - mërmëriti. - Erdha ta shes.

Don Sabasi mbaroi së mbathuri çizmet.

- Shumë mirë, kumbare, - foli si të mos i bënte asnjë përshtypje. - Kjo është tamam punë me mend.

- Jam shumë plak për këto telashe, - u justifikua koloneli duke parë shprehjen e pakuptueshme të fytyrës së mjekut. - Ndryshonte puna po të isha njëzet vjet më i ri.

- Ju gjithmonë do të jeni njëzet vjet më i ri, - ia ktheu mjeku.

Kolonelit i erdhi fryma në vend. Priti që don Sabasi të thoshte ndonjë gjë, por ai nuk tha. Veshi një xhaketë lëkure me zinxhir përpara dhe u bë gati të dilte nga dhoma.

- Flasim javën tjetër, po deshe, kumbare, - tha koloneli.

- Këtë do të thosha edhe unë, - tha don Sabasi. - Kam një klient që mund të japë katërqind pesos. Por duhet pritur deri të enjten.

- Sa? - pyeti mjeku.

- Katërqind pesos.

- Kisha dëgjuar se bënte shumë më tepër, - tha mjeku.

- Ju më thatë për nëntëqind pesos, - tha koloneli, duke marrë guxim nga çuditja e mjekut. - Është gjeli më i mirë i gjithë departamentit.

Don Sabasi iu përgjigj mjekut.

- Një herë e një kohë edhe njëmijë mund të bënte, - shpjegoi. - Por tani s'ia mban njeriu të dalë në rrethak me një gjel të mirë. Mund të hash një koqe plumbi e pastaj të rroftë gjeli.

U kthye nga koloneli me një keqardhje të dukshme.

- Unë këtë pazar kisha, kumbare.

Koloneli miratoi me kokë.

- Qoftë e bërë.

I ra pas nëpër korridor. Mjeku qëndroi në sallon me të shoqen e don Sabasit që deshte një ilaç "për ato iletet që i shpifen njeriut e nuk dihet ç'janë". Koloneli priti në zyrë. Don Sabasi hapi kasafortën, mbushi të gjitha xhepat me para dhe i zgjati katër kartëmonedha kolonelit.

- Ja gjashtëdhjetë pesos, kumbare, - tha. Për kapar.

Koloneli e përcolli mjekun nëpërmes pazarit të portit që po fillonte të gjallërohej sërish me të freskëtit e mbrëmjes. Një anije e ngarkuar me kallam sheqeri zbriste teposhtë rrymës. Koloneli vuri re një hermetizëm të pazakontë të mjekut.

- Po ju si keni qenë, doktor?

Mjeku mblodhi supet.

- Si përherë, - tha. - Më duket se jam bërë edhe vetë për mjek.

- Nga dimri e keni, - tha koloneli. - Mua dimri m'i bën zorrët sallatë.

Mjeku e shqyrtoi me një vështrim pa pikë interesi profesional. Ngjatjetoi me radhë sirianët e ulur te pragjet e dyqaneve. Te dera e konsultores koloneli e hapi përsëri muhabetin e gjelit.

- S’kishim nga t'ia mbanim, - i shpjegoi. - Po na pinte gjakun ajo kafshë.

- E vetmja kafshë që u pi gjakun njerëzve është don Sabasi, - tha mjeku. - Dorë me një një ka për ta shitur gjelin për nëntëqind pesos.

- A thoni?

- S'ka diskutim, - tha mjeku. - Është një pazarllëk aq me leverdi, sa edhe i famshmi pakt i tij patriotik me alkaldin.

Kolonelit s'iu besua. "Kumbarja e bëri atë pakt për të shpëtuar lëkurën, - tha. - Ndaj mundi të qëndronte në fshat".

- Ndaj edhe mundi të blinte me gjysmë çmimi mallin e gjënë e shokëve të tij të partisë, që alkaldi i dëbonte nga fshati, - ia ktheu mjeku.

Trokiti në derë se nuk i gjeti çelësat në xhep. Pastaj ia ktheu prerazi kolonelit që ende s'i mbushej mendja.

- Mos u bëni kalama, - tha. - Don Sabasit i dhimbset më fort paraja se lëkura.

E shoqja e kolonelit doli për pazar atë mbrëmje. Koloneli e përcolli deri te dyqanet e sirianëve duke bluar nëpër mend ato çka i pat thënë mjeku.

- Shko tako djemtë menjëherë dhe thuaju se gjeli u shit, - i tha ajo. - S'duhen mbajtur më kot me shpresa.

- Gjeli nuk është shitur sa pa u kthyer kumbare Sabasi, - u gjegj koloneli.

E gjeti Alvaron duke luajtur ruletë në sallën e bilardos. Lokali ziente atë mbrëmje të diele. Vapa dukej më e madhe për shkak të vibracioneve të radios së ngritur në kupë të qiellit. Koloneli u hodhi një sy shifrave me ngjyra të ndezura në një mushama të zezë ndriçuar prej një llambe vajguri të vendosur mbi një kuti midis tryezës. Alvaroja kishte humbur te njëzetetreshi dhe ngulte këmbë po tek ai numër. Duke ndjekur lojën që sipër supit të tij, koloneli vuri re se njëmbëdhjeta pat dalë katër herë gjatë nëntë xhirove.

- Vër te njëmbëdhjeta, - i pëshpëriti në vesh Alvaros. - Ajo del më shumë.

Alvaroja këqyri mushamanë me numra. Nuk vuri në dorën tjetër. Nxori të holla nga xhepi dhe tok me të hollat një copë letër, të cilën ia dha kolonelit që poshtë tryezës.

- E ka shkruar Agustini, - tha.

Koloneli e futi traktin në xhep. Alvaroja vuri një shumë të mirë te njëmbëdhjeta.

- Mos i mësho dorës, - tha koloneli.

- Mbase s'ju gabon parandjenja, - ia ktheu Alvaroja.

Kur rrota e madhe ngjyra-ngjyra po fillonte të vërtitej, disa lojtarë tërhoqën shumat e vëna te numrat e tjerë dhe i vunë te njëmbëdhjeta. Kolonelit mend i pushoi zemra. Për të parën herë po provonte magjepsjen, befasimin dhe hidhësinë e fatit.

Doli pesa.

- Më vjen keq, - tha koloneli i turpëruar dhe ndoqi me një ndjenjë të paprballueshme faji lopatëzën prej druri që mori të hollat e Alvaros. - Ç'më duhet mua të bëj "ish" kur s'kam pula.

Alvaroja buzëqeshi pa ia hedhur sytë.

- Mos e prishni gjakun, kolonel. Provojeni fatin në dashuri[3].

Trumbetat e mambos befas ndalën. Kumarxhinjtë u shprishën me duart përpjetë. Koloneli ndjeu pas shpinës kërcitjen e thatë, të qartë e të ftohtë të një arme që mbushej. E kuptoi se fati i lig e pat hedhur ndesh me policinë kur në xhep kishte një trakt. U kthye përgjysmë pa ngritur duart. Dhe atëherë pa nga afër, për të parën herë në jetë të tij, njeriun që pati shtënë kundër të birit. Ndodhej pikërisht përballë tij dhe tytën e pushkës ia kish drejtuar në bark. Qe shtatvogël, me tipare indiani, me lëkurë të rreshkur dhe lëshonte një erë prej çunaku. Koloneli shtrëngoi dhëmbët dhe largoi ngadalë, me majë të gishtërinjve, tytën e pushkës.

- Me leje, tha.

Dhe ndeshi në ca sy të vegjël e të rrumbullt prej lakuriqi nate. Për një çast iu duk sikur ata sy e përpinë, e bluan, e tretën dhe e nxorën sërish.

---

[3] *Fjala e urtë thotë: "Kush s'ka fat në kumar, ka fat në dashuri" ose anasjelltas.*

- Kaloni, kolonel.

S'pati nevojë të hapte dritaren për ta kuptuar se dhjetori kish ardhur. E ndjeu në kockat e veta, ndërsa grinte në kuzhinë frutat për mëngjesin e gjelit. Pastaj hapi derën dhe pamja oborrit ia vërtetoi parandjenjën. Qe një oborr i mrekullueshëm, me barin, pemët dhe

koliben e nevojtores që pluskonin në kthjelltësinë e ditës, thuajse një mitimetër mbi nivelin e tokës.

E shoqja ndenji në shtrat deri në nëntë. Kur hyri ajo në kuzhinë, koloneli i kishte mataruar punët e shtëpisë dhe bisedonte me kalamajtë për gjelin. Asaj iu desh t'i binte rrotull për të vajtur deri te shporeti.

- Pa m'u hiqni së këtejmi, - gërthiti. Dhe i hodhi gjelit një vështrim të zymtë. - Mezi ç'pres sa të shpëtojmë nga kjo kafshë ogurzezë.

Nëprmjet gjelit koloneli studioi humorin e së shoqes. S'kishte pse t'i zemërohej. Gjeli ishte gati për stërvitje. Me qafën dhe kofshët e rrjepura e ngjyrëmanushaqe, me lafshën e prerë, dukej si lakuriq e i pambrojë.

- Dil në dritare dhe mos e ki mendjen te gjeli, - tha koloneli kur ikën kalamajtë. - Në një mëngjes si ky ta ka qejfi të dalësh në fotografi.

Ajo doli në dritare, por fytyra nuk i ndryshoi aspak. "Unë do të kisha qejf të mbilljа trëndafilë", - tha kur u kthye pranë shporetit.

Koloneli vari pasqyrën në tra për t'u rruar.

- Po deshe të mbjellësh trëndafilë, mbill, - tha ai.

U orvat të përkonte lëvizjet e të rruarit me lëvizjet e së shoqes, ashtu siç e shihte në pasqyrë.

- I hanë derrat, - tha ajo.

- Aq më mirë, - tha koloneli. - Kushedi sa të mirë duhet të jenë derrat e majmur me trëndafilë.

Kërkoi gruan në pasqyrë dhe pa se ajo vazhdonte të kishte po atë shprehje në fytyrë. Nga afshi i zjarrit fytyra i dukej e mbrujtur prej së njëjtës baltë si dhe shporeti. Pa ia hequr sytë, koloneli vazhdoi të rruhej me hamendje, siç kish bërë për vite e vite me radhë. Gruaja u mendua në heshtje për një copë herë të madhe.

- Po ja që s'dua t'i mbjell, - tha.

- Si të duash, - ia ktheu koloneli. - Mos i mbill.

E ndiente veten mirë. Dhjetori ia kish përtharë florën e zorrëve. Pati një bezdi atë mëngjes kur u mundua të vishte këpucët e reja. Por, si u mundua disa herë, e kuptoi se qe mundim i kotë dhe mbathi lustrafinat. E shoqja e vuri re.

- Po nuk i mbathe të rejat, s'ke për t'i shtruar kurrë, - tha.

- Këto janë për paralitikë, - kundërshtoi koloneli. - Këpucët duhen shitur pasi të jenë përdorur një muaj.

Doli në rrugë i nxitur nga parandjenja se atë pasdite do të mbërrinte letra. Meqë s'kish ardhur ende ora e motobarkave, priti don Sabasin në zyrë. Por e siguruan se s'kthehej para së hënës. Nuk u mërzit, ndonëse s'e kishte parashikuar këtë pengesë. "Në mos sot nesër, ai për të ardhur ka", tha me vete dhe ia mbajti nga porti, në një çast të mrekullueshëm, me një kthjelltësi ende të paturbulluar prej asgjëje.

- Me qenë të ishte dhjetor gjithë vitit, - mërmëriti koloneli, i ulur në dyqanin e sirianit Moises. - Të duket vetja si prej qelqi.

Sirianit Moise, iu desh të hiqte një copë herë për ta përkthyer këtë mendim në arabishten e tij thuajse të harruar. Qe një tip orientali që s'e prishte kurrë gjakun, me një lëkurë të lëmuar e të tendosur, me lëvizje të ngathta prej të mbyturi. Dhe dukej vërtet sikur porsa kish shpëtuar nga mbytja.

- Kështu qe një herë e një kohë, - tha. - Po të qe kështu edhe tani, unë do të isha tetëqind e nëntëdhjetë e shtatë vjeç. Po ti?

- Shtatëdhjetë e pesë, - tha koloneli duke ndjekur me sy nëpunësin e postës.

Vetëm atëherë e vuri re cirkun. Njohu çadrën e madhe të ujdisur në kuvertën e motobarkës së postës mes një pirgu dengjesh ngjyra-ngjyra. E humbi nëpunësin një çast, për të kërkuar kafshët e egra midis arkave të rrasura nëpër motobarkat e tjera. Nuk i gjeti.

- Qenka cirk, - tha. - I pari cirk që vjen pas dhjetë vjetësh.

Siriani Moises deshi të sigurohej në qe e vërtetë. Foli me të shoqen me një shtrapa-shtrupa arabisht e spanjisht. Ajo iu përgjigj nga pjesa e prapme e dyqanit. Ai tha diçka si për vete, pastaj ia prktheu kolonelit shqetësimin e tij.

- Po fsheh macen, kolonel. E vjedhin kalamajtë për t'ia shitur cirkut.

Koloneli u bë gati t'i binte pas nëpunësit të postës.

- Nuk është cirk me kafshë të egra, - tha.

- Njëlloj është, - ia ktheu siriani. - Edhe akrobatët hanë mace që të mos u thyhen kockat.

Koloneli e ndoqi nëpunësin përmes pazarit të portit deri në shesh. Aty i tërhoqi vëmendjen poterja e madhe e rrethakut të gjelave. Dikush, në kalim e sipër, seç i tha për gjelin e tij. Vetëm atëherë i ra ndër mend se qe dita e caktuar për fillimin e stërvitjeve.

Kaloi pranë postës pa u futur brenda. Pas një çasti qe kredhur në zallamahinë e rrethakut. Pa gjelin e tij në mes, të vetëm, të pambrojë, me çaponjtë të mbështjellë me rrecka, me një si frikësim të dukshëm në dridhjen e këmbëve. Kundërshtari qe një gjel i ngrysur e i hirtë.

Koloneli s'pati asnjë lloj emocioni. Ndoqi me sy sulmet e njëpasnjëshme. Një pështjellim puplash, shputash dhe qafash mes brohorimash të potershme. Kundërshtari, i përplasur pas dërrasave të barrierës, bërj, një kthim të plotë dhe u hodh përsëri në sulm. Gjeli i kolonelit nuk sulmoi. E zmbrapsi sulmin dhe doli prapë aty ku kish qenë, veçse tani shputat nuk i dridheshin më.

Hermani kapërceu parmakët, e ngriti në duar dhe ia tregoi publikut të shkallëve. Pasoi një shpërthim i furishëm britmash e duartrokitjesh. Koloneli vuri re se entuziazmi i brohorimave qe shumë

më i madh në krahasim me numrin e spektatorëve. Dhe i ngjau si një farsë në të cilën, dashur pa dashur, merrnin pjesë edhe gjelat.

I shtyrë prej një kureshtjeje disi përçmuese hodhi një sy nga galeria rrethore. Një turmë e dalldisur u dynd teposhtë shkallëve drejt rrethakut. Koloneli pa fytyra të hutuara, të përndezura, të ankthshme e tmerrësisht të gjalla. Qenë njerëz të ardhur. Gjithë ardhacakët e fshatit. Dhe si vetëtimë i kaloi rishtas para syve një çast i shuar në horizontin e kujtesës së tij. Atëherë kapërceu parmakët, çau midis turmës së ngjeshur në mes dhe u gjend para syve të qetë të Hermanit. E vështruan njëri-tjetrin pa pulitur qepallë.

- Mirëmbrëma, kolonel.

Koloneli i mori gjelin. "Mirëmbrëma", mërmëriti.

Dhe nuk tha gjë tjetër, se fërgëllima e ngrohtë e kafshës shtiri të ngjethurat. Mendoi se kurrënjëherë s'kishte mbajtur në duar një gjë kaq të gjallë.

- Ju nuk ishit në shtëpi, - tha Hermani i hutuar.

Një brohorimë e re ia ndërpreu fjalën. Koloneli ndjeu frikë për një çast. Çau përsëri udhë, pa shikuar askënd, trullosur nga duartrokitjet dhe britmat, dhe doli në rrugë me gjelin nën sqetull.

I gjithë fshati, edhe gjindja e lagjeve të poshtme, dolën të shihnin tek kalonte i ndjekur nga kalamajtë e shkollës. Një zezak vigan, me një gjarpër mbështjellë rreth qafës, shiste barna pa leje para një tryeze. Njerëzit që ktheheshin nga porti qenë ndalur për të dëgjuar grishjet e tij. Por, kur kaloi koloneli me gjelin, gjithë vëmendja u kthye nga ai. Kurrë s'pat qenë aq e gjatë rruga për në shtëpi.

Nuk u pendua. Kishte kohë që fshati prehej në një lloj topitjeje, sikur dhjetë vjet histori paskëshin shkatërruar. Atë pasdite - një e premte tjetër pa letër - njerëzia qenë zgjuar. Kolonelit i erdhi ndër mend koha e njëhershme. E pa veten me të shoqen e me të birin nën çadër, tek

merrnin pjesë në një shfaqje që nuk u ndërpre edhe kur filloi shiu. Iu kujtuan udhëheqësit e partisë, të krehur me kujdes, duke bërë fresk me erashka në oborrin c shtëpisë së tij sipas ritmit të muzikës. Madje sikur ndjeu përsëri në zorrë gjëmimin e dhimbshëm të daulles.

Çau nëpër një rrugë paralele me lumin dhe gjeti edhe aty turmën e rrëmujshme të të dielave të largëta të zgjedhjeve. Njerëzia bënin sehir shkarkimin e cirkut. Nga një dyqan një grua i thirri diçka që kishte të bënte me gjelin. Koloneli, i kredhur në mendime, vazhdoi rrugën drejt shtëpisë, duke dëgjuar ende zëra të hallakatur, sikur mbeturina të brohorimave të rrethakut të gjelave të ndiqkëshin nga pas.

Te porta iu kthye kalamajve.

- Të gjithë nëpër shtëpi, - tha. - Atë që hyn, kam për ta nxjerrë me shkelma.

I hodhi llozin dhe vajti drejt e në kuzhinë. E shoqja doli nga dhoma e gjumit duke dihatur me vështirësi.

- E morën me zor, - thirri. – U thashë se gjeli s'dilte prej kësaj shtëpie sa të isha gjallë.

Koloneli e lidhi gjelin te shporeti. Ndërroi ujë në misur, ndërkohë që e shoqja vazhdonte me një zë të furishëm.

- Thanë se do ta merrnin edhe sikur të kalonin mbi trupat tanë, - tregoi. - Thanë se gjeli s'qe yni, por i gjithë fshatit.

Vetëm kur mbaroi punë me gjelin, koloneli pa fytyrën e shkalafitur të së shoqes. Pa u çuditur vuri re se ajo nuk ngjallte as pendim e as keqardhje.

- Mirë bënë, - tha ai qetshëm.

Pastaj, duke kontrolluar xhepat, shtoi me një ëmbëlsi të pakuptueshme:

- Gjeli nuk shitet.

Ajo i ra pas deri në dhomën e gjumit. E ndjeu njerëzor sa më s'bëhej, por të pakapshëm, si ta shihte në një ekran kinemaje. Koloneli nxori nga dollapi i rrobave një tufë kartëmonedhash, i bashkoi me ato që kishte në xhep, i numëroi së toku dhe i futi në dollap.

- Ja njëzet e nëntë pesos që do t'ia kthejmë kumbare Sabasit, - tha. - Kusurin ia paguajmë kur të vijë pensioni.

- Po sikur të mos vijë, - pyeti gruaja.

- Do të vijë.

- Po sikur.

- Atëherë s'do t'ia kthejmë.

Gjeti këpucët e reja nën krevat. U kthye te dollapi për kutinë e kartonit, u pastroi shuajt me një copë leckë dhe i futi në kuti, siç i pat sjellë e shoqja të dielën më darkë. Ajo s'lëvizi prej vendit.

- Këpucët kthehen, - tha koloneli. - Kështu që bëhen edhe tridhjetë pesos për kumbare Sabasin.

- Nuk i marrin.

- Duhet t'i marrin, - ia ktheu koloneli. - Vetëm dy herë i kam mbathur.

- Ku marrin vesh turqit nga këto gjëra, - tha gruaja.

- Duhet të marrin.

- Po sikur të mos marrin.

- Atëherë le të mos marrin.

Ranë të flinin pa ngrënë. Koloneli priti sa të mbaronte rruzaren e shoqja për të fikur llambën. Por nuk fjeti dot. Dëgjoi kambanat e censurës së filmave dhe thuajse fill pas tyre - domethënë pas tri orësh - sinjalin e ndalimqarkullimit. Frymëmarrja gërvishtëse e së shoqes erdhi duke u vështirësuar me ajrin e akullt të pasmesnatës. Koloneli kishte ende sytë të hapur kur ajo foli me zë të qetë, pajtues:

- Zgjuar je.

- Po.

- Mendoje edhe një herë, - i tha ajo. - Fol nesër me kumbare Sabasin.

- Ai nuk vjen deri të hënën.

- Aq më mirë, - tha ajo. Kështu që ke tri ditë për t'u menduar.

- S'kam ç'mendohem më, - tha koloneli.

Ajrit veshtullor të tetorit ia kishte zënë vendin një freski e prajshme, e këndshme. Koloneli e kuptoi edhe një herë që ishte dhjetor nga orari i këngës së gatave. Kur ra ora dy, atë ende s'e kishte zënë gjumi. Por e dinte që edhe e shoqja s'flinte. U përpoq të ndërronte pozicion në hamak.

- S'ke fjetur.

- Jo.

Ajo u mendua një grimë.

- S'na e mban kurrizi, - tha. - Pa mendo një herë se ç'janë për ne katërqind pesos.

- Edhe pak dhe vjen pensioni, - tha koloneli.

- Ke pesëmbëdhjetë vjet që po e përsërit.

- Pikërisht prandaj, - tha koloneli. - S'mund të vonoje më.

Ajo heshti. Por kur filloi të fliste përsëri, kolonelit iu duk se s'kishte kaluar asnjë sekondë.

- Mua më duket se ato para s'kanë për të ardhur kurrë.

- Do të vijnë.

- Po sikur të mos vijnë.

Ai s'pati zë për t'iu përgjigjur. Kënga e parë e gjelit e zgjoi në mënyrë të beftë, por pastaj u krodh sërish në një gjumë të rëndë, të sigurt, pa kurrfarë brejtjesh ndërgjegjeje. Kur u zgjua, dielli qe ngritur. E shoqja flinte. Koloneli përsëriti si sahat, me dy orë vonesë, lëvizjet që bënte në mëngjes dhe priti të shoqen për të ngrënë.

Ajo u ngrit me një shprehje të padeshifrueshme në fytyrë. I thanë mirëmëngjes njëri-tjetrit dhe u ulën të hanin në heshtje. Koloneli rrufiti një filxhan kafe të shoqëruar me një copë bukë me djathë. Gjithë paraditen e kaloi në rrobaqepësi. Më një u kthye në shtëpi dhe e gjeti të shoqen duke arnuar mes begonjave.

- Është ora e drekës, - tha ai.

- Drekë s'ka, - tha gruaja.

Ai mblodhi supat. U përpoq të zinte brimat e gardhit që të mos hynin kalamajtë në kuzhinë. Kur u kthye në korridor, tryeza qe shtruar.

Gjatë drekës koloneli e kuptoi se e shoqja mezi po e mbante të qarët. Kjo e alarmoi. Ia njihte mirë karakterin: një karakter i fortë e i ashpërsuar edhe më gjatë dyzet vjet vuajtjesh e hidhërimesh. Kur i vdiq i biri, s'pat nxjerrë pikë loti.

I nguli drejt e në sy një vështrim qortues. Ajo kafshoi buzët, fshiu qepallat me mëngë dhe vazhdoi të hante.

- Ti as që më llogarit fare, - tha.

Koloneli nuk foli.

- Je tekanjoz, kokëmushkë dhe mua as që më llogarit fare, - përsëriti ajo. Kryqëzoi lugë e pirun mbi pjatë, por pastaj, prej besëtytnisë, ua ndërroi vendin. - Një jetë të tërë u bëra copë, e ja tani ku një gjel vleka më tepër se unë.

- Është tjetër punë ajo.

- Po ajo punë është, - ia ktheu e shoqja.

- Ti duhet ta kishe vënë re se unë po vdes, se s'po lëngoj, por po heq shpirt.

Koloneli nuk foli deri kur mbaroi së ngrëni.

- Po të më garantojë doktori se duke shitur gjelin ty të ikën astma, unë e shes në vend, - tha ai. - Po qe se jo, jo.

Atë mbasdite e shpuri gjelin në rrethak. Kur u kthye, të shoqen e gjeti në krizë. Vejevinte nëpër korridor, me leshrat e lëshuara supeve, me krahë të hapur, duke kërkuar ajër me mushkëritë që i gërvinin. Ndenji aty deri natën vonë. Pastaj ra të flinte pa i folur të shoqit.

Bluajti urata nëpër dhëmbë deri pak pas sinjalit të ndalimqarkullimit. Atëherë koloneli vendosi ta shuante llambën. Por ajo nuk e la.

- Nuk dua të vdes në të errët, - tha.

Koloneli e la llambën përtokë. E ndiente veten të rraskapitur. Do të deshte të harronte gjithçka, të flinte njëherësh katërdhjetë e katër ditë rresht dhe të zgjohej më njëzet janar, në orën tre pasdite, në rrethakun e gjelave, pikërisht në çastin kur do të lëshonte gjelin. Por e dinte që e shoqja vigjëlonte pa mbyllur sy.

- Avazi i përhershëm, - filloi ajo pas një çasti. - Thajmë zorrën ne, që të mbushin barkun të tjerët. Dyzet vjet po ky avaz. Koloneli heshti deri kur e shoqja e pyeti në e kishte zënë gjumi. Iu përgjigj se jo. Gruaja vazhdoi me një ton të shtruar, të rrjedhshëm, të pamëshirshëm:

- Të gjithë do të fitojnë me gjelin, përveç nesh. Vetëm ne s'kemi asnjë grosh për të vënë.

- I zoti i gjelit ka të drejtën e njëzetpërqindëshit.

- Të drejtë ti kishe edhe për një post, kur vije kokën në rrezik gjatë zgjedhjeve, - ia ktheu gruaja. - Kishe të drejtë edhe për pensionin e veteranit pasi desh le kockat në luftën civile. Tani të tjerët e kanë jetën të siguruar, kurse ti po vdes urie, fill i vetëm.

- Nuk jam i vetëm, - tha koloneli.

Deshte të jepte njëfarë shpjegimi, por gjumi e mposhti. Ajo vazhdoi të fliste shurdhët deri kur e kuptoi se i shoqi po flinte. Atëherë doli nga kunupiera dhe vajti në sallonin e errët. Aty vazhdoi të fliste. Koloneli e thirri në agim.

Ajo erdhi te dera, si hije, e ndriçuar që poshtë nga llamba gati në të fikur. E fiku para se të hynte nën kunupierë. Por vazhdoi të fliste.

- Do të bëjmë një gjë, - e ndërpreu koloneli.

- E vetmja gjë që mund të bëjmë është të shesim gjelin, tha gruaja.

- Mund të shesim edhe sahatin.

- S'e ble njeri.

- Nesër do të bëj një provë se mos m'i jep Alvaroja të dyzet pesot.

- S'ka për të t'i dhënë.

- Atëherë do të shesim tablonë.

Kur gruaja foli, kishte dalë përsëri nga kunupiera. Koloneli ndjeu frymën e saj që mbante erë barnash mjekësorë.

- S'e ble njeri, - tha ajo.

- Të shohim, - tha koloneli butë, pa një fije ndryshimi në zë. - Tani bjer e fli. Po nuk shitëm dot gjë nesër, prapë do t'ia gjejmë dermanin.

U mundua t'i mbante sytë hapur, por gjumi e këputi. U krodh përfund një lënde pa kohë e pa hapësirë, ku fjalët e së shoqes merrnin tjetër kuptim. Mirëpo pas një çasti ndjeu se po e shkundnin për supi.

- Dëgjo këtu.

Koloneli nuk e dinte në i kishte dëgjuar këto fjalë përpara apo pas ëndrrës. Po zbardhte. Nga dritarja hynte një katror i kthjelltësisë së blertë të së dielës. Tha se mos kishte ethe. Sytë i digjnin dhe iu desh të bënte një sforcim të madh për t'u ndërmendur.

- Ç'do të bëjmë po nuk shitëm dot asgjë? - përsëriti gruaja.

- Atëherë do të ketë ardhur njëzet janari, - tha koloneli plotësisht i ndërmendur.

- Njëzetpërqindëshin e paguajnë po atë mbasdite.

- Në qoftë se gjeli fiton, - tha gruaja.

- Po në qoftë se gjeli humb. S'të ka vajtur mendja se gjeli mund të humbë.

- Gjeli ynë nuk humb.

- Ta zëmë se humb.

- Kemi edhe dyzet e pesë ditë kohë për ta menduar këtë, - tha koloneli.

Gruas iu sos durimi.

- Po ne ndërkaq ç'do të hamë, - pyeti dhe e mbërtheu kolonelin nga jaka e fanellës.

E shkundi fort.

- Fol, ç'do të hamë. Kolonelit iu deshën shtatëdhjetë e pesë vjet - plot shtatëdhjetë e pesë vjetët e jetës së tij, minutë për minutë - që t'ia mbërrinte këtij çasti. E ndjeu veten të kthjellët, të qartë, të pamposhtshëm, kur u përgjigj:

- Një mut.

***Gabriel Garsia Markez***

*Gabriel Garsia Markez lindi më 6 mars 1928 në Arakataka, Kolumbi. Në fillim u mor me gazetari, më pas iu kushtua letërsisë. Ndër krijimet më të njohura janë: novelat "Gjethurinat" (1955), `Kolonelit s'ka kush t'i shkruajë" (1961), "Ora e ligë" (1962 dhe 1966), përmbledhja me tregime "Varrimi i Nënëmadhes" (1962), romani `Njëqind vjet vetmi" (1967), përmbledhjet me tregime "Historia e pabesueshme dhe e trishtë e së dëlirës Erendirë dhe e së gjyshes së pashpirt" (1972) dhe "Sy qeni të kaltër" (1974), romanet "Vjeshta e patriarkut" (197 5), "Kronikë e një vdekje të paralajmëruar" (1981), "Dashuri në kohë të kolerës" (1985) etj.*

*"Kolonelit s'ka kush t'i shkruajë", "Një histori me paskuinë" dhe mjaft nga novelat e tregimet e tij janë vepra të frymëzuara nga realiteti.*